**VENDIM**
**Nr. 814, datë 31.12.2018**

# PËR MIRATIMIN E DOKUMENTIT TË POLITIKAVE PËR PYJET NË SHQIPËRI, 2019–2030

Në mbështetje të nenit 100 të Kushtetutës, me propozimin e ministrit të Turizmit dhe Mjedisit, Këshilli i Ministrave

VENDOSI:

1. Miratimin e Dokumentit të Politikave për Pyjet në Shqipëri, 2019–2030, sipas tekstit që i bashkëlidhet këtij vendimi.
2. Ngarkohen Ministria e Turizmit dhe Mjedisit, ministritë përkatëse dhe institucionet e nivelit qendror si dhe njësitë e vetëqeverisjes vendore të përfshira në përmbajtjen e këtij dokumenti për zbatimin e këtij vendimi.

Ky vendim hyn në fuqi pas botimit në Fletoren Zyrtare.

KRYEMINISTRI
**Edi Rama**

## LISTA E AKRONIMEVE

| *Nr.* | *Akronimi* | ***Emërtimi& Përshkrimi*** |
|---|---|---|
| 1 | **BE** | Bashkimi Evropian |
| 2 | **BB** | Banka Botërore |
| 3 | **Sida** | Swedish International Development Agency |
| 4 | **FLED** | Projekti*" "Forest for Local Economic Development", supported by Sweden (Sida)"* |
| 5 | **CNVP** | CNVP Foundation Albania (*Connecting Natural Values &People)* |
| 6 | **Projekti** | Reforma rregullatore në sektorin e pyjeve *(Dokumenti i Politikave & Ligji i ri)* |
| 7 | **MOG** | Konsulenti "Magnum Opus Group" sh.p.k. |
| 8 | **Ekspertët** | Ekspertët e kontraktuar nga CNVP për projektin e reformës në pyje *(eksperti i pyjeve, eksperti për barazinë gjinore & varfërinë, dhe eksperti ligjor)* |
| 9 | **IPA** | Instrumenti i Para-aderimit |
| 10 | **IPARD** | Instrument for Pre-Accession Assistance in Rural Development |
| 11 | **KM** | Këshilli i Ministrave |
| 12 | **VKM** | Vendim i Këshillit të Ministrave |
| 13 | **MTM** | Ministria e Turizmit dhe Mjedisit |
| 14 | **MBZHR** | Ministria e Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural |
| 15 | **MFE** | Ministria e Financave dhe Ekonomisë |
| 16 | **MIE** | Ministria e Infrastrukturës dhe Energjisë |
| 17 | **MM** | Ministria e Mbrojtjes |
| 18 | **MB** | Ministria e Brendshme |
| 19 | **DAP** | Departamenti i Administratës Publike |
| 20 | **AKP** | Agjencia Kombëtare e Pyjeve |
| 21 | **ZM** | Zonat e Mbrojtura |
| 22 | **AKZM** | Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura |
| 23 | **AdZM** | Administrata Rajonale e Zonave të Mbrojtura |
| 24 | **AKM** | Agjencia Kombëtare e Mjedisit |
| 25 | **ISHMPUT** | Inspektorati Shtetëror i Mjedisit, Pyjeve, Ujërave dhe Turizmit |
| 26 | **AZHBR** | Agjencia për Zhvillim Bujqësor dhe Rural |
| 27 | **NjVV** | Njësitë e Vetëqeverisjes Vendore |
| 28 | **SKZHI** | Strategjia Kombëtare për Zhvillim dhe Integrim |
| 29 | **PKIE** | Plani Kombëtar për Integrimin Evropian |
| 30 | **PBA** | Programi Buxhetor Afatmesëm |
| 31 | **PKV** | Plan Kombëtar Veprimi |
| 32 | **PPK** | Plan i Përgjithshëm Kombëtar |
| 33 | **PIN** | Plan i Integruar Ndërsektorial |
| 34 | **BMET** | Bimët Mjekësore, Eterovajore dhe Tanifere natyrore |
| 35 | **BMA** | Bimë Mjekësore dhe Aromatike |
| 36 | **RAM** | Responsibility Assignment Matrix |
| 37 | **RACI** | Responsible, Accountable, Consulted, Informed |
| 38 | | |
| 39 | | |
| 40 | | |

# 1. HYRJE

## 1.1. KONTEKSTI

Pyjet janë pasuri natyrore me rëndësi jetikeme shtrirje në të gjithë botën, duke u bërë kështu një e mirë efektive pa dallim ndarje kufiri. Pyjet zënë rreth 1/3 e sipërfaqes së tokës, me rreth 4 miliard ha, duke pësuar humbje gjatë viteve. Një pjesë e konsiderueshme e sipërfaqes pyjore shtrihet në Evropë me rreth 180 milionë ha, duke e bërë një nga rajonet më të pasura me pyje, me më shumë se 40% të tokës të mbuluar prej tyre. Në rajonin e Ballkanit, sipërfaqja është 30 milion ha, e cila përbën 23% të sipërfaqes totale të rajonit.

Sipërfaqja pyjore në Shqipëri është rreth 1 milion ha, duke zënë rreth 36% të sipërfaqes së vendit, me një mesatare prej 0.36 ha/banor. Kjo shifër është relativisht mesatare krahasuar me vendet e tjera të rajonit, ku Mali i Zi e ka më të lartën me 0.9 ha/banor, Kroacia me 0.44 ha/banor dhe Serbia me 0.3 ha/banor. Volumi i lëndës drusore i përllogaritur është rreth 55 milion m3, me një rënie prej 20 milion m3 nga viti 2005, duke ulur kështu cilësinë e pyjeve tona dhe duke na karakterizuar si një *"vend i pasur me pyje të varfër"*. Në vitet e fundit, pyjet kanë zënë një vend gjithmonë në rritje në axhendën politike dhe prioritetet e qeverisjes, duke kuptuar rëndësinë e pyjeve për cilësinë e jetës, zhvillimin ekonomik dhe shoqëror të vendit dhe ekuilibrat natyror.

## 1.2. PROJEKTI

Ministria e Turizmit dhe Mjedisit (MTM) me mbështetjen e Qeverisë Suedeze, në kuadër të masave për zhvillimin e sektorit të pyjeve, ka iniciuar projektin për hartimin e dokumentit të politikave dhe projekligjin e ri për sektorin e pyjeve. Ky projekt ka si qëllim orientimin dhe fuqizimin e sektorit, duke e kthyer në ekuilibrin e vet natyror dhe kontribues në ekonominë e vendit, si një mjet për zhvillimin rural dhe zbutjen e varfërisë. Projekti shtrihet vetëm në pyjet dhe tokat pyjore, duke mos përfshirë fondin kullosor.

Aktorët kyç për projektin janë Qeverisja Qendrore e përfaqësuar nga MTM, MBZHR, Qeverisja Vendore, e përfaqësuar nga bashkitë, komunitetet lokale, shoqatat e përdoruesve, Sipërmarrja në sektorin e pyjeve, koncesionarët, grumbulluesit e produkteve jodrusore, sipërmarrjet e turizmit, etj. Profesionistët, e përfaqësuar nga universiteti, ekspertiza, shoqatat dhe specialistët e sektorit.

Produktet e Projektit janë *Dokumenti i Politikave* që orienton vendimmarrjen politike dhe sektorin për 10 vitet e ardhshme, shoqëruar me hartimin e *Projektligjit* të ri, që do mundësojë në një fazë të dytë hartimin dhe miratimin e akteve nënligjore si pjesë plotësuese e tij.

## 1.3. METODOLOGJIA

Ky dokument është përgatitur bazuar në metodologjinë dhe udhëzimet e FAO, duke konsideruar këndvështrimet e aktorëve të sektorit *(të gjithë institucionet dhe aktorët e përfshirë kanë pasur mundësinë për të kontribuar duke marrë pjesë në procesin e hartimit të këtij dokumenti politikash),* duke respektuar barazinë dhe efektivitetin e integrimit gjinor jo vetëm gjatë procesit të hartimit të dokumentit por edhe në konceptimin e drejtimeve të politikave për pyjet, si dhe duke marrë në konsideratë kontekstin social të zonave dhe komuniteteve lokale.

Për hartimin e dokumentit u realizuan mbi 25 takime të veçanta me aktorët e sektorit, duke vijuar me 4 seminare rajonale në Shkodër, Korçë, Kukës, Fier me pjesëmarrje të aktorëve rajonalë, më pas rikonsultime me aktorët kryesorë të projektit, dhe në fund takimi përmbyllës i prezantimit të politikave për pyjet e së ardhmes në Shqipëri.
Gjatë procesit për hartimin e dokumentit të politikave, përveç faktorit "kohë" dhe mungesës së informacionit të saktë dhe real mbi pyjet, kufizimet i atribuohen kryesisht faktit që gjatë diskutimeve aktorët përgjithësisht ishin të orientuar vetëm nga problematikat aktuale dhe ishte shumë e vështirë të orientohej diskutimi drejt së ardhmes dhe pyjeve që duam.

## 1.4. DOKUMENTI

Politika është një drejtim veprimi për të ardhmen, duke treguar se cili është kursi nga do të shkojmë. Politika duhet të sigurojë udhëheqjen dhe kursin e drejtimit për një periudhë të caktuar kohe, duke pasur si qëllim të orientojë dhe përcaktojë vendimmarrjet aktuale dhe të së ardhmes dhe të përvijojë masat që lidhen me to. Dokumenti i politikave është një dokument për sektorin e pyjeve (nuk i përfshin kullotat), i shoqëruar me një program masash për jetësimin e tyre, duke pasur si cilësi kryesore të qenit:

- **Dokument për të ardhmen:** Orienton sektorin drejt gjendjes së dëshiruar dhe JO një plan pune për zgjidhjen e problematikave të sotme.



- **Sfidat në kontekstin aktual:** Vlerëson Sfidate së ardhmes, bazuar në kontekstin aktual, kohor, gjeografik, social, ekonomik dhe politik.




- **Marrëveshje e negociuar:** ndërmjet qeverisë dhe aktorëve, për çështjet dhe interesat e tyre, duke i ekuilibruar sipas peshës që kanë dhe JO një dokument i hartuar nga administrata apo profesionistët.



- **Vendimmarrje politike:** që balancon interesin e gjerë publik përkundrejt interesave të aktorëve, duke identifikuar masat e duhura në zbatim të politikave.



Dokumenti i politikave është guri i themelit, ku ngrihen strategjitë, rregullohen marrëdhëniet dhe orientohen burimet. Është themeli ku mbështeten të gjitha këto, ashtu si edhe themeli i një shtëpie, që përgjithësisht nuk shihet, por mban të gjithë shtëpinë. Nëse nuk vendosen/ngrihen siç duhet, sapo fillon të ngresh strategjitë, të përcaktosh rregullat dhe t'i vendosësh ngarkesë, fillon e cedon apo rrëzohet. Struktura logjike e këtij dokumenti përmban gjendjen ekzistuese, filozofinë e qeverisjes së sektorit, synimet afatgjata, drejtimet kryesore të politikave, masat për jetësimin e politikave, prioritetet dhe fizibilitetin e tyre, duke planifikuar edhe mënyrën e aplikueshmërisë së dokumentit të politikave.

Ky dokument i shërben Politikës, për të orientuar vendimmarrjen; Administratës, për hartimin e strategjive dhe programeve të zhvillimit; Ligjvënësit, për hartimin dhe zbatimin e rregullave; Qeverisë, për krijimin dhe përmirësimin e institucioneve përgjegjëse; Financës, për orientimin e buxheteve; Zbatuesve, për të kuptuar drejtimin dhe qëllimin e punës së tyre; Pjesëmarrjes publike për ndërgjegjësimin dhe vlerësimin e pyjeve si pasuri për brezat e ardhshëm.

# 2. SITUATA EKZISTUESE

## 2.1. PYJET, HISTORIKU DHE RËNDËSIA E TYRE

### 2.1.1. HISTORIKU I PYJEVE

**Pas shpalljes së Pavarësisë,** filloi funksionimi i Administratës së Pyjeve, në varësi të Ministrisë së Ekonomisë Kombëtare. Përsa i përket administrimit, territori i vendit ishte ndarë në tre zona, të drejtuara nga tre inspektorë pyjesh, të pajisur me njohuritë teknike të mjaftueshme për kohën.
Në Janar 1923 u dekretua "Ligja e Pyjeve dhe Kullosave", si ligji i parë shqiptar për këtë sektor. Ligji sanksiononte tre llojet e pronësisë mbi pyjet: shtetërore, private e komunale, si dhe të drejtën e përdorimit të pyjeve e kullotave shtetërore nga banorët e fshatrave në afërsi të tyre. Prodhimet kryesore të eksportuar ishin trupat, traversat e hekurudhës, lënda e sharruar, drutë e zjarrit dhe qymyri i drurit, si dhe në sasi më të vogla prodhime të dyta pyjore. Eksporti i druve të zjarrit dhe qymyrit të drurit u ndalua pas vitit 1939. Përsa i përket gjendjes së fondit pyjor, pavarësisht dëmtimeve prej prerjeve të paligjshme, kullotjes e zjarreve, përsëri kishte mjaft pyje natyrorë, si në zonën kodrinore e malore ashtu dhe në atë fushore. Fondi pyjor në vitin 1934 ishte 1.39 milion Ha. Në vitin 1936 filluan pyllëzimet e para me farë pishe në Golem të Kavajës, nga shkolla bujqësore e Golemit. Ndërsa në 1939 filloi për herë të parë në Shqipëri "Java e Pyjeve", duke kryer pyllëzime në kodrat rreth Tiranës. Hap cilësor për shërbimin pyjor ishte diplomimi jashtë shtetit i inxhinierëve të parë shqiptarë të pyjeve dhe deri në vitin 1944 numri i tyre arriti në 11.

**Pas çlirimit të vendit**, pyjet e kullotat si gjithë pasuritë kombëtare, u shtetëzuan me ligjin për reformën agrare të vitit 1945. Në qershor 1952 miratohet dekreti "Mbi pyjet", ndërsa në vitin 1961 miratohet ligji i ri "Mbi mbrojtjen e pyjeve", që synonte vendosjen e një kontrolli më të mirë mbi fondin pyjor. Në vitin 1954 u krijua Drejtoria e Përgjithshme e Pyjeve dhe në varësi të saj pesë ndërmarrje nacionale shtetërore pyjore. Punimet, si pyllëzimet artificiale, përmirësimet e pyjeve dhe kullotave, sistemimet malore, rritja e sipërfaqeve të fidanishteve pyjore, etj, përbëjnë arritje të rëndësishme të shërbimit pyjor. Pyllëzimi i ranishteve për krijimin e brezit mbrojtës bregdetar nga Vlora në Velipojë, me një sipërfaqe 2,100 ha, i cili ka luajtur një rol të rëndësishëm për mbrojtjen e kulturave bujqësore nga erërat e detit, është një nga sukseset e shërbimit pyjor.

Deri në vitin 1990, pavarësisht nga forcimi i sektorit, shteti, nëpërmjet një sistemi triskëtimi, garantonte vetëm furnizimin e familjeve në qytete me dru zjarri, çka tregon se *"de facto"* banorët e fshatrave vazhdonin të gëzonin të drejtën e përdorimit të pyjeve bazuar në traditën.
Në vitin 1985 përfundoi inventarizimi i tretë kombëtar i pyjeve, ku fondi pyjor zinte gjithsej 1,048 mijë ha *(prej të cilëve 885 mijë hapyje prodhues dhe 163 mijë ha pyje mbrojtës)*, ndërsa vëllimi total 85,326,000 m3. Ky inventarizim vlerësoi se prerjet ishin mbi 2 herë më të mëdha se rritja vjetore e pyjeve, ndërsa në vitin 1988 përfundoi Inventarizimi Kombëtar i Bimëve Mjekësore, Tanifere e Eterovajore, që përcaktoi rezervat e mundshme për shfrytëzim.

**Viti 1992** u shoqërua me ndryshime rrënjësore për sektorin e pyjeve, duke filluar me riorganizimin e institucionit qendror dhe me ligjin e ri të pyjeve në 1992. Për shkak të vështirësive që po përballej e gjithë ekonomia dhe faktit që subjektet private të krijuar rishtas, në shumë aspekte ishin të papërgatitur për të kryer aktivitetin në nivelet e ndërmarrjeve shtetërore, shfrytëzimi i pyjeve u ul krahasuar me periudhën e mëparshme. Administrimi dhe mbrojtja e fondit pyjor shtetëror e komunal ishte përgjegjësi e DPP, nëpërmjet drejtorive të shërbimit pyjor, të cilat zëvendësuan ndërmarrjet pyjore. Në kuadrin e Drejtorisë u organizua edhe Policia e Shërbimit Pyjor.
Ligji riktheu të drejtën e dhënies së pyjeve të shtetit në përdorim të përbashkët të fshatit, të disa fshatrave ose komunës. Po ashtu, familjeve me banim të përhershëm në fshat, u njihte të drejtën të kishin në përdorim pjesë nga pylli komunal, me sipërfaqe nga 0.4 deri në 1.0 ha për familje.

Në periudhën 1994–2005 u hodhën bazat për decentralizimin e qeverisjes së pyjeve dhe transferimin e tyre në përdorim të komunave. Në këtë periudhë procesi u shtri në 138 komuna të vendit nëpërmjet hartimit me pjesëmarrje të planeve të mbarështimit të pyjeve komunale për 450,000 ha të transferuara në përdorim të pushtetit lokal. Në vitin 2004 u krye inventarizimi kombëtar i pyjeve. Fuqia e përgjithshme lëndore rezultoi rreth 74 milionë m3 lëndë në këmbë.

Zgjidhja e problemeve të lindura gjatë një periudhe mbi 12 vjeçare, si dhe arritja e synimeve të reja, që i ishin shtruar sektorit të pyjeve, nuk mund të realizoheshin në kuadrin e ligjit ekzistues, prandaj, në 2005 u miratua ligji i ri i pyjeve. Në shtator 2005, sektori i pyjeve kaloi në varësi të Ministrisë së Mjedisit dhe në janar të vitit 2006, DPSHP shkrihet si institucion i pavarur. Në periudhën 2007-2014 sektorët që mbulonin pyjet në ministri u ristrukturuan disa herë, duke u shoqëruar me uljen e peshës së tyre dhe me zvogëlimin e numrit të punonjësve. Por, zhvillimi më i rëndësishëm, ishte decentralizimi i administrimit të fondit pyjor, si pjesë e reformës administrativo të vitit 2014. Aktualisht janë 61 bashki, që kanë marrë në pronësi pyje dhe kullota publike, ndërkohë që 15% e fondit pyjor është përfshirë si zonë e mbrojtur nën AKZM.

Reformat e vazhdueshme të administratës pyjore u shoqëruan me dëme të pallogaritshme të fondit pyjor shtetëror. Boshllëku i krijuar nga mosplotësimi i nevojave energjetike të popullsisë u shoqërua me kërkesat e larta për dru zjarri, çka bëri të lulëzonte aktiviteti i prerjeve të paligjshme, që bëheshin jashtë çdo kriteri teknik duke kompromentuar të ardhmen e pyllit. Shpesh herë sipërfaqeve të prera në mënyrë të paligjshme u vihej zjarri për të zhdukur gjurmët e krimit pyjor. Ndaj në janar 2016 u miratua Moratoriumi i Pyjeve, për të frenuar situatën.

Sipërfaqja e fondit pyjor përgjithësisht paraqitet e njëjtë, ndërsa volumi ka qenë në rënie alarmante, ku vetëm për periudhën 2006-2017 ka rënë me 32%, duke rezultuar aktualisht më pak se 55milion m3. Kjo tregon që kemi sipërfaqe fondi pyjor në dispozicion, por jo pyje.




### 2.1.2. STATUSI AKTUAL I PYJEVE



Aktualisht sipërfaqja e fondit pyjor në vitin 2017,sipas INSTAT, përbëhet nga një sipërfaqe totale prej 1,051,871 Ha *(ku 97% janë pyje publikë apo 1,023,091 ha, dhe vetëm 3% private ose 28,780ha)*.

Tipologjitë e fondit pyjor përbëhen nga 36% trungishte, 28% cungishte dhe 36% shkurre. Nga të dhënat e INSTAT rezulton se 14% e sipërfaqes së fondit pyjor zihet nga pyjet halore*(ku 9% është pishë e zezë, 1% bredh dhe 4% halorë të tjerë)*. Pjesa më e madhe e sipërfaqes së fondit pyjor përkatësisht 50% zihet nga fletorët *(16% ah, 29% lis, 0.17% plepa dhe pjesa tjetër nga fletorët e tjerë)*. Ndërsa 36% zihet nga shkurret *(ku shkoza ka 12.6% të sipërfaqes, maret 9% dhe shkurret e tjera 14.23%)*.

Ndërsa mosha e pyjeve përbëhet nga 22% trungishte me moshë mbi 100 vjet, 6% cungishte me moshë mbi 40 vjet dhe 30% shkurre me moshë mbi 20 vjet. Vihet re që si pasojë e mbishfrytëzimit, Shqipëria aktualisht karakterizohet nga fakti që ka pyje të rinj.

Volumi i pyjeve ka vlerën prej rreth 55 milion $m^3$ në këmbë dhesipas tipologjive, rezulton se 84% e volumit përbëhet nga trungishtet, 10% e volumit përbëhet nga cungishtet dhe 6% e volumit nga shkurret.

Po të bëjmë një krahasim me vendet fqinje dhe në rajon duke iu referuar volumit mesatar për hektar *(referuar raporteve kombëtare për "State of Europe's Forests 2015")*, sipas grafikut të mëposhtëm rezulton se Shqipëria renditet në fund të tyre, si një vend me volum të varfër në pyje.




Po t'i referohemi sipërfaqes së fondit pyjor, Mali i Zi dhe Shqipëria kanë pothuajse të njëjtën sipërfaqe *(me një ndryshim prej vetëm 5%)*, por referuar vëllimit Shqipëria nuk arrin as gjysmën e nivelit të Malit të Zi. Konkretisht, referuar vëllimit total të fondit pyjor në këmbë, Shqipëria është vetëm sa 43% e Malit të Zi, ndërsa po t'i referohemi volumit mesatar m3/ha Shqipëria është sa 45% e shtetit fqinj.

**Të dhëna mbi sipërfaqen & vëllimin total të fondit pyjor, & vëllimin mesatar**

| Shteti | Siperfaqja 000/ha | Vellimi ne kembe *(milion m³)* | | | Volumi mes… m³/ha |
|---|---|---|---|---|---|
| | | Total | *Halore* | *Fletore* | |
| Italia | 9,297.00 | 1,384.68 | *543.37* | *841.30* | 14 |
| Rumania | 6,861.00 | 1,930.40 | *609.20* | *1,321.20* | 2 |
| Greqia | 3,903.00 | 185.00 | *79.00* | *106.00* | [illegible] |
| Bullgaria | 3,823.00 | 699.00 | *315.00* | *384.00* | 1 |
| Serbia | 2,720.00 | 418.00 | *48.00* | *370.00* | 1 |
| Bosnje-Herzegovine | 2,115.00 | 392.28 | *145.45* | *246.84* | 1 |
| Kroacia | 1,922.00 | 414.94 | *54.40* | *360.54* | 2 |
| Sllovenia | 1,248.00 | 431.60 | *197.30* | *234.30* | 34 |
| Maqedonia | 987.55 | 76.41 | *7.64* | *68.77* | [illegible] |
| **Mali i Zi** | 826.78 | **121.40** | *48.90* | *72.50* | **1** |
| **Shqipëria** | 785.00 | **52.00** | *16.10* | *35.90* | [illegible] |

*Burimi: National Country reports 2015; State of Europe's Forests 2015 Report*




Shtrirja e fondit pyjor sipas katër rajoneve të mëdha të zhvillimit në Shqipëri *(siç evidentohen shtrirja e tyre sipas ngjyrimeve në hartën e Shqipërisë)*, rezulton me 31% të territoritnë Rajonin Verior, 19% të territorit në Rajonin Qendror, 31% të territorit në Rajonin Jug-Lindor dhe 19% të territorit në Rajonin Jug-Perëndimor.

Referuar 12 qarqeve të vendit, shpërndarja e sipërfaqes së fondit pyjor paraqitet sipas grafikut në vijim, ku kryeson Qarku i Shkodrës me 20% *(mbi 210 mijë ha)*, i ndjekur nga Elbasani dhe Korça me nga 13% secili, Dibra 12%, Lezha 11%, vijuar nga Qarku Kukës me 10% të fondit pyjor *(me mbi 100 mijë ha)*.

Sipas renditjes së qarqeve në këtë grafik, rezulton se vetëm këto **6 qarqe zënë rreth 80%** të sipërfaqes totale të fondit pyjor në Shqipëri, ndërsa pjesën e mbetur prej 20% të fondit pyjor e zënë në total të 6 qarqet e tjera së bashku *(Gjirokastër me 6%, pasuar nga Vlora, Berati, Tirana, Durrësi dhe për të përfunduar me Qarkun Fier me vetëm 1%)*.




### *2.1.3. Rëndësiae pyjeve*

Rëndësia e pyjeve është e gjithanshme dhe gjithpërfshirëse, duke i bërënjë element thelbësor të jetës sonë. Përfitimet dhe impakti i pyjeve, sipas përdorimit të tyre, mund të kategorizohet në:

**Pyje për Njerëz:**Mekanizëm shkëmbimi ndërmjet $O_2$ që ato lëshojnë dhe absorbimit të $CO_2$. Një pemë gjethore e rritur çliron në ditë oksigjen për 2-10 persona.Janë një barrierë e ndotjes nga zhurmat, duke reduktuar deri në 50% të asaj që dëgjohet nga humanët. Janë një burim i përkryer i qetësisë dhe pasurimit të vlerave shpirtërore përmes vlerave të tyre të pamatshme.

**Pyje për Zhvillim:** Sigurojnë lëndën drusore për ndërtim, dru zjarri dhe rrëshirën, si bazë për një sërë industrish. Zonat pyjore përbëjnë një element thelbësor për zhvillimin e turizmit, si zonat

bregdetare, malore apo ato urbane.Krijojnë mundësi për punësim, si përmes operacioneve në pyll, ashtu edhe përmes grumbullimit të produkteve jodrusore. Në vendet në zhvillim, vlerësohet se pyjet angazhojnë 80% të popullsisë së këtyre vendeve me produktet jodrusore nga pyjet, ku gratë përbëjnë mbi 50% të forcës aktive të angazhuar.

**Pyje për Ushqim:** Janë burim për produkte, si bimë mjekësore, fruta pylli apo edhe gjuetia e kontrolluar. Veçanërisht marrin një vlerë të jashtëzakonshme përsa i përket bimëve mjekësore.Pyjet janë një burim i mirë për ujërat nëntokësorë, duke siguruar filtrimin e reshjeve në nëntokë dhe mundësi më të mira për ujë të pijshëm dhe vaditje.Shërbejnë për të krijuar breza pyjorë të domosdoshëm për bujqësinë, veçanërisht për kulturat e ndjeshme ndaj erërave. Nga ana tjetër reduktimi i shpejtësisë së erës, krijon mundësi më të mira për pjalmim nga bletët.

**Pyje për Natyrën:**Pyjet kanë efekte mbi temperaturën si në nivel global, ashtu edhe lokal, pasi ndikojnë në freskinë e mjediseve, duke ulur njëkohësisht nevojën për energji.Përbëjnë shtratin e duhur për biodiversitetin, duke filluar nga insektet e deri tek bletët e zogjtë që përhapin polenin e farërat. Pothuajse gjysma e të gjithë specieve në nivel global e zhvillojnë jetën e tyre në pyje.Janë një parandalues dhe luftues i mirë i përmbytjeve. Sistemet rrënjore mbajnë tokën të lidhur në rastet e reshjeve të rënda, veçanërisht e nevojshme përgjatë shtretërve të lumenjve.




### 2.1.4. Vlera Ekonomike

Vlera totale ekonomike në botë e pyjeve llogaritet në rreth 16.2 trillion USD me një vlerë mesatare prej rreth 4000 USD/ha, duke na dhënë një vlerë ekonomike të pyjeve në Shqipëri nërreth4,2 miliard USD.

Pyjet japin rreth 75% të komponentëve që përdoren nëprodukte mjekësore dhe të kozmetikës, duke qenë burim thelbësor për një industri që sot llogaritet në 1,2 trilion USD në nivel global.

Krahas vlerësimit të përfitimeve ekonomike që vijnë nga pyjet, një rëndësi të veçantë ka edhe vlera e tyre ekonomike e shërbimeve të patregtueshme që ofrohen nga ekosistemet pyjore. Pyjet ofrojnë vlera të konsiderueshme jo të tregtueshme të cilat janë po aq sa, dhe në disa raste edhe më të mëdha, se vlerat e tregtueshme.Kështu, prerja e pyjeve zbeh vlerën e tyre të kënaqësisë estetike dhe të rekreacionit që zhvillohet në zonat pyjore. Ndërsa sekuestrimi i karbonit ka potenciale të mëdha për të gjeneruar përfitime të tregtueshme përmes mbjelljes së pemëve. Parandalimi i humbjeve të pyjeve nga katastrofat natyrore përmes një menaxhimi aktiv dhe ruajtja e drurëve të shëndetshëm, garantojnë përfitime jo të tregtueshme.

Përfitimet nga vlerat jo të tregtueshme duhen përllogaritur me qëllim që të nxiten politikat e incentivave për prodhimin e vlerave të patregtueshme si dhe për të ofruar edukim e asistencë teknike me qëllim nxitjen e ndryshimeve për prodhimin e të mirave materiale apo shërbimeve.

## 2.2. Analiza e Makromjedisit

Zhvillimi dhe orientimi i sektorit të pyjeve ndikohet nga një tërësi faktorësh të kuadrit politik, ekonomik, social, ligjor dhe mjedisor.

### *2.2.1. Politike*

Sektori i pyjeve ka qenë vazhdimisht objekt ndryshimesh shumë të shpeshta si rezultat i aplikimit të programeve përkatëse të forcave të ndryshme politike në maxhorancë por edhe reformave të ndryshme qeverisëse (si ajo territoriale, decentralizimi, institucionale, etj.), çka evidenton mungesën e një strategjie të qëndrueshme dhe të një analize të mirëfilltë të këtij sektori, por edhe nevojën për një reformim të thellë dhe afatgjatë.

Pyjeve dhe rolit te tyre ne shoqeri, mjedis dhe ekonomi nuk i eshte dhene ne keto 25 vite pesha dhe vemendja e duhur, duke qene ne periferi te opinionit publik dhe axhendes se politikes, per vec rasteve te zjarreve masive dhe ndjeshmerive per demtimet ne zona te caktuar me vlera te vecanta. Pavarsisht se ka qene pjese e te gjitha programeve qeverisese, sektori i pyjeve asnjeher nuk ka hyre ne listen e prioriteteve strategjike, paralelisht me burimet e tjera natyrore si uji, apo toka. Mospasja e nje vlersimi real dhe kuptimit te rendesis jetike qe pyjet kane, ka sjelle qe pergjithesisht pyjet kane qene nje shtojce ne fushat e pergjegjesive te ministrive te ndryshme.

Ndër vite, sektori i pyjeve ka qene i pastabilizuar në mënyrën sesi drejtohet dhe menaxhohet duke lëvizur si fushë përgjegjësie nga Ministria e Bujqësisë tek ajo e Mjedisit, ndërkohë që kalimi nga një ministri në tjetrën për sektorin pyjor është shoqëruar me një sërë efektesh negative, sidomos në kuadër të reduktimit të strukturave jo vetëm në aparat por edhe në institucionet e varësisë së sektorit, shoqëruar edhe me kufizime të numërit të punonjësve.

### *2.2.2. Ekonomike*

Masa drusore është burim i rëndësishëm i ngrohjes që përdoret në të gjithë Shqipërinë, veçanërisht në zonat rurale si pasojë e varfërisë dhe kostove të larta të burimeve alternative të energjisë. Sipas një studimi të kryer nga Qendra Shqiptare për Kërkime Ekonomike, drutë e

zjarrit mbulojnë 68% të nevojave për energji në zonat rurale gjatë dimrit dhe 53% gjatë verës (kur përdoren si burim gatimi), kurse energjia elektrike, e cila është burimi i dytë më i rëndësishëm, mbulon 21% të nevojave energjetike të familjeve rurale gjatë kohës së dimrit dhe 33% në verë, ndërkohë që familjet e varfra kanë konsumin më të lartë të druve të zjarrit.

Rajoni juglindor dhe verior i vendit, paraqiten në nivelet më të ulëta të të ardhurave për frymë krahasuar me rajonet e tjera dhe pikërisht në këto rajone janë shpenzimet më të larta për drutë e zjarrit. Sipas të dhënave të nxjerra nga INSTAT në vitin 2014, përqindja mesatare e shpenzimeve mujore në dru zjarri në Shqipëri është 26% në totalin e shpenzimeve për energji, por kjo ndryshon dhe rritet sipas rajoneve më të ftohta dhe më të varfra. (në Shkodër është 50.1%, në Lezhë 40.1%, në Dibër, Korçë dhe Kukës është respektivisht 35.3%, 31.7% dhe 30.4%).

Kosto për burime të tjera alternative të energjisë, është relativisht e lartë krahasuar me nivelin e të ardhurave, çka e bën presionin kundrejt pyllit edhe më të lartë. Kjo evidentohet edhe në teknologjinë që përdoret për ngrohje, ku sipas Censusit të 2011 rreth 63% e familjeve në zonat rurale dhe urbane, përdornin sobat për ngrohje me dru zjarri.

### 2.2.3. Sociale

Një fenomen që haset në popullsinë rurale është pikërisht konsumi i lartë i lëndës drusore për ngrohje dhe për gatim, ku sipas Censusit të 2011 rreth 85% e familjeve në zonat rurale përdorin drutë e zjarrit për ngrohje, ndërkohë që pjesa tjetër përdorin gazin, energjinë elektrike dhe shumë pak qymyrin dhe naftën. Sipas FAO, familjet rurale janë konsumatorët më të mëdhenj të lëndës drusore, duke zënë 65% të lëndës totale drusore për zjarr. Afërsia e zonave rurale me burimet pyjore siguron stimuj shtesë për familjet rurale, të cilat plotësojnë nevojat e tyre për ngrohje dhe gatim duke u mbështetur tek pyjet. E kundërta ndodh në zonat urbane ku përdorimin masiv e mban gazi, ndjekur nga drutë e zjarrit dhe energjia elektrike. Pjesa më e madhe e institucioneve publike(me përjashtim të shkollave) në zonat urbane përdorin energjinë.

Një tjetër fenomen për shoqërinë shqiptare është migrimi masiv drejt zonave urbane, ku 10-vjeçarin e fundit popullsia në fshat është zvogëluar me rreth 20%. Sipas statistikave të vitit 2016, shqiptarët që jetojnë në fshat përbëjnë 42% të popullsisë totale. Largimet kryesore i mban qyteti i Dibrës, Kukësit, Gjirokastrës dhe Korçës, qytete këto me përqindje shumë të lartë të popullsisë rurale. Gjithashtu Shqipëria njeh fluks të lartë të emigracionit të popullsisë drejt vendeve perëndimore. Fenomeni i largimeve pritet të ulë kërkesën/presionin ndaj pyjeve, duke qenë se për banorët e zonave rurale pyjet përbëjnë burimin kryesor për plotësimin e nevojave si dhe krijimin e të ardhurave. Ndërkohë zhvendosja e pritshme e popullsisë nga zonat rurale mundet edhe të përkeqësojë situatën e pyjeve duke qenë se në mungesë të komuniteteve lokale, pyjet do të përballen me rrezikun e mungesës së forcave aktive për parandalimin dhe kontrollin e faktorëve të ndryshëm dëmtues si zjarret, sëmundjet, etj.

### Ekologjike

Në Evropë, trevat shqiptare renditen në vendet me llojshmëri bimore më të madhe, që lidhet me ndryshimet e klimës, të tokave, të relievit etj. Shqipëria bën pjesë në brezin subtropikal, ku dhe evidentohen një numër i madh zonash klimaterike. Kushtet e përshtatshme klimaterike favorizojnë zhvillimin e një bote bimore të pasur. Në rajonet perëndimore dhe bregdetare mbizotërojnë llojet mesdhetare të bimësisë (mareja, shqopa, ilqja etj.), kurse në brendësi të tyre (dushku, ahu, bredhi, pisha e zezë etj.). Faktorët e larmishëm klimaterikë dhe tokat e pasura janë një potencial shumë i madh për zhvillimin e sektorit të pyjeve. Megjithatë, shpyllëzimet për shkak të prerjeve të paligjshme dhe zjarreve që kanë përfshirë vendin tonë, kanë ndikuar në erozion të lartë dhe përmbytje si në Shkodër, Lezhë, Vlorë apo Berat dhe dëmi i vlerësuar nga mospasja e pyjeve mund të përllogaritet rreth 35 milion euro.

## 2.3. Analiza e Mikromjedisit

Sektori i pyjeve në Shqipëri ka rol të rëndësishëm mbrojtës në ruajtjen e natyrësdhe rol prodhues në rritjen ekonomike të vendit, nëpërmjet zhvillimit industrial, punësimit në zonat rurale, gjenerimit të të ardhurave, zbutjes së pabarazive sociale, si dhe funksione të tjera. Manaxhimi i pyjeve aktualisht bëhet nga 61 bashkitë, përveç rreth 15% të fondit pyjor që janë Zona të Mbrojtura dhe manaxhohen nga AKZM. Nga takimet me aktorët kryesorë rezulton një pasqyrë e realitetit ekzistues të sektorit sipas drejtimeve kryesore.

### 2.3.1. Analiza e Administrimit

Analiza mbi Politikat, Strategjitë dhe Programet e zhvillimit të sektorit nxjerr në pah trendin negativ të zhvillimit të pyjeve, me nevojë urgjente frenimin e degradimit për të sjellë zhvillimin në kahun e duhur. Gjithashtu vihet re mungesa e strategjive të mirëfillta të sektorit të bazuara në analizë të thelluar e reale të situatës në terren, mungesën e Planit Kombëtar sektorial. Planet e mbarështimit mungojnë ose iu ka mbaruar afati i veprimit, kurse projektet e zhvillimit janë të paktë ose jofizibël për shkak trajtimi të copëzuar apo të paintegruar.

Nuk ka patur një Dokument Politikash, vetëm Strategjia (jo e mirëfilltë) e2004 me kontekstin e 15 viteve më parë, e cila është hartuar përpara përfundimit të inventarizimit (pra bazuar në të dhëna jo të përditësuara). Ndërkohë që aktualisht nuk ka asnjë plan mbarështimi nga 364 ekonomi pyjore.

Përsa i përket Kuadrit Rregullator sektorial vihen re probleme me të drejtat e pronës, administrimit e shfrytëzimit me situatën faktike në terren. Gjithashtu nuk ka përcaktime të qarta dhe efikase mbi të drejtat, detyrimet dhe përgjegjësitë mes aktorëve të sektorit. Kuadri ligjor përbëhet nga rreth 30 akte ligjore e nënligjore, ku vetëm ligji për pyjet dhe shërbimin pyjor ka pësuar 7 ndryshime që nga momenti i miratimit në 2005, duke shkaktuar pasiguri juridike për shkak të ndryshimeve të vazhdueshme. Nga ana tjetër mungon trajtimi i drejtë i parimit të barazisë ginore si dhe shtresave të shoqërisë në nevojë.

Në 2009 është inicuar procesi për një projektligj të ri që bashkonte pyjet dhe kullotat, por që nuk gjeti dakordësimin e palëve dhe të Kuvendit, ndaj projektligji u tërhoq në 2016 nga ministria (pas një diskutimi pothuajse 5 vjeçar).

Analiza e Financimit të Sektorit nxjerr në pah financimin e ulët, përkundrejt kontributit të matshëm apo të pamatshëm që sektori jep në ekonomi dhe shoqëri, në tërësi. Gjithashtu ka dhe arkëtim të ulët të të ardhurave nga produktet e prodhuara nga pyjet apo mosmbledhja e gjobave e mosshlyerja e detyrimeve nga ana e dëmtuesve, sipas parashikimeve ligjore.

Referuar PBA, për vitin aktual 2018, buxheti i Programit të "Administrimit të pyjeve" zë një total prej 793milion lekë, duke përbërë 1/3 apo 35% të buxhetit vjetor të MTM-së (përkundrejt 3 programeve të tjera të kësaj Ministrie). Por duhet konsideruar edhe fakti që buxheti për MTM-në

në total është shumë i vogël dhe përbën aktualisht vetëm 0.45% të totalit të shpenzimeve buxhetore të shtetit, ndërsa parashikohet të ult në 0.42% në 2021. Referuar kërkesave buxhetore për 2019-2021 të MTM-së (për efekt të PBA), rezulton se vetëm për vitin 2019 ky program i administrimit të pyjeve pëson rritje, ndërsa për vitet 2020-2021 pyjet kanë trend në rënie duke zënë 26% apo ¼ e buxhetit vjetor të MTM.Ndërkohë referuar të dhënave të INSTAT ndër vite, për arkëtimet, pavarësisht numrit të gjobave të vendosura dhe vlerës respektive të tyre apo edhe vlerës së dëmit të shkaktuar, vjelja nuk ka arritur asnjëherë nivelin e 1%, duke u luhatur ndërmjet 0.06% deri në 0.47%.Krahas kësaj, ka një mosekzekutim të detyrimeve të subjekteve në lidhje me praktikat e miratuara të nxjerrjeve nga fondi pyjor dhe moszbatimin e detyrimit për zëvendësimin respektiv të tyre prej këtyre subjekteve.

### 2.3.2. *ANALIZA INSTITUCIONALE*

Institucionet përgjegjëse për sektorin e pyjeve kanë role apo funksione të copëzuara dhe duke u kthyer në institucione jofunksionale, që nuk shkojnë në drejtim të zbatueshmërisë së ligjit.

Referuar organizimit institucional,për shkak të ndryshimeve politike dhe organizimit të qeverive, ka pasur kalime të shumta të përgjegjësive nga Ministria që mbulonte fushën e bujqësisë tekMinistria që mbulon fushën e mjedisit.Shumë struktura për sektorin pyjor janë shkrirë, siç janë DPPK dhe ISPPK, dhe aktualisht ka mungesë koordinimi të veprimeve mes ministrisë dhe bashkive për shkak të mosekzistencës së një institucioni që të bëjë lidhjen ndërmjet tyre. Ndërkohë që gjithashtu, Policia Pyjore është integruar si pjesë e Inspektoratit të Mjedisit (ISHMPUT), në varësi të MTM, degët rajonale të të cilit nuk rezultojnë efikase në luftën ndaj kundërvajtësve në pyje si pasojë e kufizimit të kompetencave të inspektorëve të Bashkive.

Matrica më poshtë tregon shpërndarjen e funksioneve të ndryshme sipas institucioneve.

| | | AKTORËT | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Harta Kaotike e Shpërndarjes së Funksioneve | Parlament | KM | MTM (Aparati) | ISHMPUT (Policia Pyjore) | AKZM | Bashkite | AKM | MB | MFE | Emergj. Civile | AZHBR | Fshati | Subjekte Private |
| FUNKSIONET | Hartimi i politikave | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i strategjive dhe programeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i kuadrit ligjor & nënligjor | | | | | | | | | | | | | |
| | Financimi i sektorit | | | | | | | | | | | | | |
| | Miratimi i ligjeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Miratimi i politikave, strategjive dhe kuadrit nënligjor | | | | | | | | | | | | | |
| | Vlerësimi i gjendjes së pyjeve dhe raportimi | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i programit te zhvillimit të pyjeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i planeve të manaxhimit të pyjeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i planeve të mbarështimit | | | | | | | | | | | | | |
| | Mbrojtja, përmirësimi dhe rehabilitimi i pyjeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Mbledhja e të dhënave dhe informacionit për pyjet | | | | | | | | | | | | | |
| | Manaxhimi i sistemit të të dhënave për pyjet | | | | | | | | | | | | | |
| | Inventarizimi i pyjeve | | | | | | | | | | | | | |
| | Hartimi i standardeve, normativave, metodologjive | | | | | | | | | | | | | |
| | Realizimi dhe ndjekja e projekteve në pyje | | | | | | | | | | | | | |
| | Inspektimi pyjor | | | | | | | | | | | | | |
| | Hetimi dhe procedimi i veprave penale në pyje | | | | | | | | | | | | | |
| | Ekstensioni pyjor | | | | | | | | | | | | | |
| | Trajnimi dhe zhvillimi i kapaciteve | | | | | | | | | | | | | |
| | Parandalimi dhe shuarja e zjarreve | | | | | | | | | | | | | |
| | Kontrolli i subjekteve që shfrytëzojnë pyjet | | | | | | | | | | | | | |
| | Kërkimi dhe inovacioni | | | | | | | | | | | | | |
| | Shfrytëzimi/përdorimi i pyjeve dhe materialit drusor | | | | | | | | | | | | | |

Në raport me informacionin dhe njohuritë, janë hasur probleme me kryerjen e plotë të inventarizimit të pyjeve, si një proces që ka kërkuar një kohë të gjatë për t'u përfunduar. Gjithashtu ka informacione të pasakta e joreale mbi sektorin, të mbledhura me anë të metodologjive të ndryshme. Inventari i 2005 nuk u përhap në mënyrë efikase, duke mos u përthithur dhe shfrytëzuar si duhet nga aktorët e sektorit. Aktualisht po bëhet inventari përsëri pas rreth 12 viteve, duke qenë se nuk ka informacion të saktë për pyjet dhe të dhënat janë historike.

Gjithashtu ekspertiza mbi pyjet është e pakët dhe nuk përcillet te përdoruesit, si problem i lidhur me shërbimin e këshillimit.Lidhur me kapacitetet njerëzore, ato janë të pakta në numër dhe në njohuritë që zotërojnë, ku gjithashtu largimi i profesionistëve jashtë sektorit ka ndikuar në mënyrë negative. Stafet aktuale janë pak të trajnuar, që ndikon drejtëpërdrejtë tek shërbimet për të cilat kanë nevojë pyjet, krahas faktit të shpërblimit të ulët dhe mungesës së motivimit të tyre.

Përsa i përket infrastrukturës dhe teknologjisë, nga takimet me aktorët e sektorit janë ngritur si probleme mungesa e zyrave, mjeteve të lëvizjes, kushteve të punës dhe mbi të gjitha ajo e teknologjisë bashkëkohore që është e nevojshme për kryerjen e detyrave.

### 2.3.3. Analiza e përdorimittë Pyjeve

Nuk ka të dhëna të sakta dhe të përditësuara mbi statusin apo gjendjen e pyjeve, referuar mundësisë përkundrejt përdorimit të tyre, por aktorë të ndryshëm ngrejnë si shqetësim këtë aspekt, duke argumentuar se pyjet në Shqipëri shfrytëzohen mbi mundësinë vjetore. *Në njëzet vitet e fundit, fondi pyjor kombëtar është pakësuar me 30 milion $m^3$ (rreth 1.5 milion $m^3$/vit), ose me 40 % të tij dhe sipërfaqja me pyje të virgjër është pakësuar me 85%, apo nga 70 mijë ha që ishte në vitin 1997, sot kemi vetëm rreth 11 mijë ha. Prerja e pyjeve për dru zjarri është afro 2-2.5 herë më shumë nga sa është rritja vjetore e tyre. Rreth 2/3 e pyjeve që priten (për dru zjarri) digjen në mënyrë jo efiçente, duke kontribuar në mënyrë thelbësore në degradimin e tyre*[1]

Shfrytëzimi informal përveç dëmit në sasi dhe cilësi, shkakton dhe një dëm ekonomik, për shkak të vlerës së pa arkëtuar të drurëve. Gjatë analizës është nxjerrë gjithashtu si problem edhe shfrytëzimi i drurëve nën moshë, dhe jo në mënyrën dhe cilësinë e duhur.

Referuar të dhënave të doganës mbi Eksport-Importin e Lëndës Drusore gjatë periudhës 2016-2017, evidentohet se ka një diferencë pozitive në favor të importit të lëndës drusore me 64 mijë ton, që vjen kryesisht si pasojë e moratoriumit për pyjet, por nga ana tjetër vihet re që eksporti i druve të zjarrit është rreth 53 mijë ton më shumë se importi, ose rreth 10 herë më shumë, si pasojë e lejimit të eksportit për kompanitë koncesionare dhe koston e lartë të importit si pasojë e TVSH-së dhe barrierave të tjera që frenojnë importin e druve të zjarrit nga vendet e rajonit.

---

[1] *(A. Diku "Sa vlejnë pyjet e Shqipërisë").*

| Materiali drusor | Ekspor 2016 në Ton | Eksport 2017 në Ton | Totali Eksport | Import 2016 në Ton | Import 2017 në Ton | Totali Import | Diferenca 2016 | Diferenca 2017 | Diferenca Total |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Dru zjarri | 27,619 | 32,162 | 59,781 | 2,469 | 4,214 | 6,683 | (25,150) | (27,948) | (53,098) |
| Lëndë drusore e përpunuar | 27,409 | 23,930 | 51,339 | 11,451 | 15,635 | 27,086 | (15,958) | (8,295) | (24,253) |
| Lëndë drusore e sharruar | 1 | 107 | 107 | 53,214 | 89,239 | 142,453 | 53,213 | 89,133 | 142,346 |
| Trupa | 730 | 62 | 792 | 46,113 | 7,556 | 53,669 | 45,383 | 7,493 | 52,877 |
| Peletë | 15,149 | 44,440 | 59,589 | 529 | 646 | 1,175 | (14,620) | (43,794) | (58,414) |
| Mbetje drusore | 80 | 745 | 825 | 1,809 | 3,987 | 5,796 | 1,729 | 3,242 | 4,970 |
| Qymyr Druri | 953 | - | 953 | 433 | 251 | 684 | (520) | 251 | (269) |
| Totali | 71,941 | 101,447 | 173,388 | 116,019 | 121,528 | 237,547 | 44,078 | 20,081 | 64,159 |

Në përdorimin për turizëm dhe argëtim vihet re një trend rritjeje, por ende nën potencial dhe i padiversifikuar, kjo kryesisht në Parqet Kombëtare. Të ardhurat e mbledhura janë ende të pakta, të kufizuara në tarifa hyrje dhe qiraje. Përsa i përket përdorimit për gjueti, ligji për moratoriumin e gjuetisë vërtet ndalon gjuetinë *de jure*, por kjo nuk është vënë në zbatim plotësisht në realitet, gjë e cila evidentohet si problem që ndikon në zhdukjen e disa specieve dhe rrezikimin e disa specieve të tjera , krahas paqëndrueshmërisë në kohë dhe vlerë.

Përdorimi për produktet e dyta pyjore ka tendencë rritje, por me elementë mbishfrytëzimi. Në këtë drejtm shfaqet informalitet i lartë, arkëtim i pakët i të ardhurave, si dhe ankande që anullohen për mospjesëmarrje nga subjektet tregtare, për shkaqe pasigurie të ushtrimit të aktivitetit në terren sipas përcaktimeve të kontratave. Gjithashtu rezulton një nivel shumë i ulët trajtimi dhe përpunimi në vend për produktet e dyta pyjore nga subjekte shtetërore apo private.

### *2.3.4. Analiza mbi shërbimet pyjore*

Kujdesi ndaj pyjeve është një element i rëndësishëm i rritjes së mirë dhe prodhimtarisë efektive të tyre. Ai përfshin disa veprime të cilat përmbushin nevojën e pranisë së një hapësire pyjore të shëndetshme.

Mbrojtja e pyjeve si një element i kujdesit përfshin disa masa që vijnë si rezultat i veprimeve dëmtuese dhe shkatërruese si prerjet, transporti dhe shitja e paligjshme e lëndës drusore, zjarri, sëmundjet dhe dëmtuesit natyrorë, ashtu edhe vjelja /grumbullimi pa kritere i produkteve jo drusore nga pylli, etj. Një ndër problemet që karakterizon sektorin e pyjeve në aspektin e mbrojtjes janë prerjet e paligjshme në nivel të lartë, duke dëmtuar kështu pyjet dhe habitatin e tyre. Gjithashtu sipërfaqe të mëdha pyjore dëmtohen nga zjarret dhe mbeten të parehabilitueshme, për shkak të pamjaftueshmërisë së masave parandaluese apo të mosveprimit në kohë. Pyjet preken shpesh nga sëmundjet apo dëmtohen nga kullotjet e paligjshme e pa kriter duke iu shkaktuar atyre probleme të cilat kërkojnë zgjidhje nëpërmjet masave mbrojtëse e rehabilituese.

Tabela më poshtë tregon rastet dhe dëmin në pyje e kullota nga zjarret në 6 vitet e fundit, sipas të dhënave nga INSTAT.

| Zjarret në Shqipëri 2012-2017 | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Vitet | 2012 | 2013 | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 |
| **Numri i rasteve të zjarreve në pyje** | 584 | 71 | 13 | 118 | 61 | 436 |
| **Sipërfaqe e përshkuar**, pyje & kullota (ha) | | | 60 | | 1,322 | 18,161 |
| Nga e cila, **Sipërfaqe e Djegur** (ha) | 4,756 | 814 | 50 | 250 | 181 | 14,805 |

Në lidhje me mirëmbajtjen e pyjeve si domosdoshmëri evidentohen disa probleme që lidhen kryesisht me shërbimet jo të mira dhe investimet e pakta. Ndërhyrjet dhe investimet në rrugë aksesi dhe infrastrukturë ndihmëse janë të pakta, duke shkaktuar probleme në përmirësimin e mirëmbajtjes, pastrimit dhe infrastrukturës së nevojshme në pyje. Gjithashtu investimet për frenimin e erozionit dhe pritave malore janë të pakta.

Një problematikë tjetër, zgjidhja e së cilës kërkon kujdesin ndaj pyjeve nëpërmjet masave për rigjenerim, është mungesa e pyllëzimeve të reja, kryesisht në zonat që janë dëmtuar nga zjarri apo prerjet masive, të cilat aktualisht bëhen në sasi të vogël në raport me nevojën, shpesh pa plane të mirëfillta dhe pa monitorim e kontrolle cilësie, duke e përkeqësuar situatën edhe me moskujdesjen pas mbjelljes.

Së fundmi me inicimin e programit 2020, për mbjelljen e mbi 20 milion drurë pyjorë dhe pemë frutore deri ne vitin 2020, ka një sensibilizim të madh të një sërë aktorësh për pyllëzime të reja, por përsëri ky program është i pamjaftueshëm për mbulimin e gjithë nevojës për pyllëzime apo ripyllëzime, për të zëvendësuar dëmin e shkaktuar në 25 vitet e fundit, dhe nga ana tjetër mirëmbajtja pas mbjelljes shfaqet e pamjaftueshme duke ulur efektivitetin e programit.

Problematikë që përkeqëson situatën e mbjelljeve të reja, është dhe fakti që, subjektet që shfrytëzojnë sipërfaqet pyjore nuk përmbushin detyrimin për ripyllëzimet apo zëvendësimin e tyre pas heqjes nga fondi pyjor, nërkohë që mungon garantimi i kujdesit për to, në mënyrë që të kemi një gjendje të ekuilibruar të pyjeve.

## 2.4. Sfidat për t'u Adresuar

### *2.4.1. Konkluzionet e Analizës*

Pavarësisht ndërhyrjeve të viteve të fundit që kanë frenuar ritmin e lartë të degradimit të pyjeve, trendi është përsëri negativ. Nëse do të vazhdohet në këtë drejtim, pas disa vitesh nuk do të kemi më pyje. Imagjinoni një botë pa Pyje!



**Impakti në jetë:** Nëse do vijohet në këtë trend negativ, pasojat do të ishin jetike jo vetëm për brezat e ardhshëm por edhe për të ardhmen e afërt, pasi do të evidentoheshin pasojat drejtpërdrejtë në ajër të pastër *(pyjet sigurojnë oksigjenin duke sjellë jetë)*, në ujë të pijshëm *(do të prishej rregullimi i ciklit të ujit)*, nuk do të sigurohej habitati për mijëra forma të jetës duke sjellë ndikim negativ në cilësinë e jetës së njerëzve, florën dhe faunën, etj.

**Impakti në klimë**: Nuk do të garantohej më ndikimi dhe roli në stabilizimin e klimës, duke sjellë për pasojë përmbytje dhe erozion, etj. *(sipas ekspertëve dëmi i vlerësuar nga mungesa e pyjeve dhe efektet e përmbytjeve është rreth 35 milion euro)*. Gjithashtu pyjet ndikojnë në uljen e temperaturave, në krijimin e një klime të moderuar lokale dhe rajonale dhe në ambiente më të freskëta, gjë që lidhet edhe me vlerën e këtyre zonave për turizëm.

**Impakti Social:** Pyjet në shumicën e zonave rurale janë burim primar jetese për banorët, ndaj kanë ndikim të drejtpërdrejtë dhe lidhen me zbutjen e nivelit të varfërisë, për pasojë mungesa e pyjeve dhe e gjenerimit të të ardhurave si dhe mungesa e alternativave për shfrytëzim racional dhe efficent të burimeve do të sillte thellim të mëtejshëm të varfërisë, thellim të mëtejshëm të diferencave mbi baza sociale, gjinore dhe etnike.

**Impakti në Ekonomi:** Pyjet janë burim i rëndësishëm për nxitjen e turizmit, krijimin e ambienteve çlodhëse dhe kryerjen e shumë aktiviteteve sportive, ndaj pasojat do të evidentoheshin drejtpërdrejt në turizëm, me dëmtim imazhi/bukurie. Gjithashtu mungesa e pyjeve do të kishte ndikim negativ në industrinë e drurit dhe në nxitjen e punësimit, krahas efektit në sigurimin e druve të zjarrit, dhe produkteve të dyta si vlerë ekonomike e pyjeve.

## 2.4.2. Prioritetet kryesore

Pas evidentimit të çështjeve kryesore për secilën kategori u realizua procesi i përcaktimit të prioriteteve për t'u adresuar në vendimmarrje. Ky proces u zhvillua në disa hapa dhe mbledhja e vlerësimeve u mundësua nga realizimi i 4 workshopeve në të gjithë vendin. Fillimisht u përcaktua pesha për çdo kategori kryesore sipas metodës së krahasimit në çift. Formulari i vlerësimit u nda në dy grupe kryesore: grupi i parë lidhej me vlerësimin për nivelin e problematikës për secilën nga çështjet kryesore dhe grupi i dytë për vlerësimin e impaktit në pyje të secilës masë. Për vlerësimin e *nivelit të problematikës* u përdor shkalla Likert *(shumë keq, keq, normal, mirë, shumë mirë)*, ndërkohë që vlerësimi i *ndikimit në pyje* për secilën prej çështjeve brenda 4 kategorive u bë me renditje nga masa me ndikim më të lartë në pyje tek ajo me më pak ndikim. Pas plotësimit të formularëve, u bë analiza e tyre ku u përcaktuan prioritetet e integruara duke mbledhur mesataren e vlerësimeve sipas tre kritereve të përmendura më sipër.

| | Nr | Çështjet | Përshkrimi | Renditja |
|---|---|---|---|---|
| ADMINISTRIMI I MIRË | 1 | **Pyjet - Pasuri kombëtare, me kontribut në zhvillim** | *Njohja e statusit pasuri kombëtare, duke zënë vendin që i takon në opinionin publik & axhendën politike.* | 3 |
| | 2 | **Të drejtat & detyrimet** | *Rregullimi i qartë dhe i plotë i të drejtave dhe detyrimeve të aktorëve.* | **1** |
| | 3 | **Financimi i pyjeve** | *Qëndrueshmëri financiare e sektorit, duke kapitalizuar kontributin direkt & indirekt në ekonomi.* | 2 |
| ORGANIZIMI INSTITUCIONAL | 4 | **Sistemi organizativ** | *Riorganizimi funksional i sektorit nga ministria deri në komunitetet vendore.* | **1** |
| | 5 | **Sistemi i dijes & Kapacitetet e duhura** | *Sistem dije nga universiteti tek përdoruesit dhe kapacitete të trajnuara dhe të motivuara.* | 2 |
| | 6 | **Infrastruktura & Teknologjia** | *Garantimi i mjeteve të duhura dhe teknologjisë më të mirë për funksionimin normal të administratës.* | 3 |
| QËNDRUESHMËRI SHFRYTËZIMI | 7 | **Industri & Energji** | *Balacimi i shfrytëzimit të pyjeve për energji dhe industri.* | **1** |
| | 8 | **Turizëm & Argëtim** | *Fuqizim i përdorimit dhe rolit të pyjeve për turizëm dhe argëtim.* | 2 |
| | 9 | **Prodhimet e dyta** | *Formalizim dhe optimizim për prodhimet e dyta.* | 3 |
| KUJDESI & SHËRBIMET | 10 | **Mbrojtja e pyjeve** | *Mbrojtja e pyjeve nga zjarri, prerjet e paligjshme dhe dëmtuesit natyrorë.* | **1** |
| | 11 | **Rritja & mirëmbajtja** | *Teknika të reja për rritje të shpejtë të pyjeve shoqëruar me përmirësimin e mirëmbajtjes.* | 2 |
| | 12 | **Rigjenerimi i pyjeve** | *Ripyllëzimi i sipërfaqes brenda fondit pyjor, me fokus aty ku janë dëmtimet nga zjarri apo prerjet masive.* | 3 |

Si rezultat, në fund të këtij proçesi, çështjet prioritare të identifikuara për secilën nga 4 kategoritë, rezultuan si më poshtë:

- ***Çështja 1:*** *Rregullimi i qartë dhe i plotë i të drejtave dhe detyrimeve të aktorëve;*
- ***Çështja 2:*** *Riorganizimi funksional i sektorit (nga ministria deri në komunitetet vendore);*
- ***Çështja 3:*** *Ekuilibrimi i përdorimit të pyjeve për energji dhe industri;*
- ***Çështja 4:*** *Mbrojtja e pyjeve (nga zjarri, prerjet e paligjshme dhe dëmtuesit natyrorë).*

### *2.4.3. Sistemi i Qeverisjes*

Evidentohet se, çështjet e ngritura nga aktorët janë gjithëpërfshirëse, duke adresuar të gjithë sferën e qeverisjes së pyjeve, nga gjendja e pyjeve dhe shërbimit pyjor, tek manaxhimi i përdorimit, tek sistemi i organizimit funksional, deri tek administrimi, financiar, ligjor dhe zhvillimi i sektorit. Gjithashtu secili prej elementëve të qeverisjes, është i ndryshëm si pasojë e gjendjes ekzistuese të ndryshme dhe impaktit të ndryshëm që secili pej tyre ka në pyje.

Ndërkohë vlerësohet që asnjë nga çështjet e trajtuara nuk është e izoluar në vetvete dhe secila prej tyre ka impakt pozitiv apo negativ në një sërë çështjesh të tjera. Financimi ndikon në kapacitete dhe teknologji, të cilat ndikojnë në cilësinë e shërbimit ndaj pyjeve, të cilat nga ana tjetër ndikojnë tek rritja e pyjeve, e cila jep impakt në të ardhurat nga pyjet që nga ana tjetër ndikojnë në financimin e duhur, i cili ndikon në hartimin e planeve, e kështu me rradhë mund të vazhdohet në lidhjen që kanë elementet me njëri-tjetrin. Kemi një sërë çështjesh, që kanë ndikim dhe gjendje të ndryshme, kemi një sërë marrëdhëniesh që këto kanë me njëra-tjetrën dhe të gjitha të ndryshueshme në kohë. Kjo e bën sistemin e qeverisjes së pyjeve një sistem dinamik kompleks, ku pjesët e tij japin e marrin me njëra-tjetrën dhe nuk mund të shihen të ndara, për të ofruar zgjidhje efikase. Të gjithë elementët japin kontribut në përmirësimin e situatës dhe, në varësi të madhësisë së problemit dhe peshës që ka, duhet të bëhet dhe ndërhyrja dhe prioritizimi i tyre për të pasur më shumë impakt në përzgjedhjen e propozimeve për ndërhyrje, duke i përshtatur në varësi të ndryshimeve në kohë.




Diagrama eQeverisje sipas lidhjes shkak–pasojë

### 2.4.4. NEVOJA PËR ZGJIDHJE

Në përfundim të procesit të analizës dhe vlerësimit të gjendjes së sektorit, nevojat themelore që kërkohet t'u jepet zgjidhje nëpërmjet politikave dhe masave për jetësimin e tyre, janë:

**Nevoja për ndryshim kursi** për të kaluar nga degradimi në rigjenerimin e pyjeve. Kjo fillon me ndryshimin e mentalitetit të të gjithë aktorëve të sektorit, nga administrata tek komunitetet dhe donatorët, që problemi në Shqipëri nuk është si të përmirësojmë apo kurojmë sëmundjet e sotme, por si të arrijmë në gjendjen e dëshiruar për pyjet tona të së nesërmes.

**Nevoja për të patur një orientim të qartë** se ku duhet të shkojmë dhe si t'i orientojmë masat, pra synime dhe politika të qarta dhe efektive për sektorin, duke e formësuar dhe detajuar vizionin që kemi për "Pyjet që Duam" dhe synimet afatgjata në mbështetje të tij.

**Nevoja për ndërhyrje sistemike**, pasi nuk zgjidhet problemi i pyjeve *"me një të rënë të sopatës"*, por duke përmirësuar të gjithë aspektet e sektorit. Nuk ka një zgjidhje magjike duke rregulluar një apo dy gjëra kryesore, por duhet të ndërhyhet në logjikën e "milingonës" dhe duke përmirësuar çdo element të sistemit, për të bërë kështu diferencën që kërkohet.

**Nevoja për përcaktim prioritetesh**, për shkak të kufizimeve në burime dhe kohë, ku ndërhyrjet më të shpejta dhe fokusi prioritar duhet të jenë jo në masat që janë më të dukshme, por në ato që japin efekt në sistem dhe të sekuencuar në kohë dhe në rendin logjik të ndërlidhjes mes tyre, duke optimizuar në vlerë dhe në kohë burimet e kufizuara në dispozicion.



# 3. DOKUMENTI I POLITIKAVE TË QEVERISJES SË PYJEVE

## 3.1. ORIENTIMI I POLITIKAVE

### 3.1.1. Filozofia e Politikës

Politikat e qeverisjes së sektorit të pyjeve përputhen me programin politik qeverisës 2021, janë të orientuara nga dokumentet kryesore të zhvillimit të vendit, si dhe janë të harmonizuar me parashikimet e dokumenteve sektoriale, duke respektuar angazhimet ndërkombëtare dhe përafrimin me BE. Në këtë mënyrë garantohet që vizioni i qeverisjes për "Shqipërinë që Duam", do përfshijë në mënyrë të integruar "Mjedisin dhe Pyjet që duam". Mbështetur në këtë kuadër të gjerë mbi politikat qeverisëse dhe në dokumentet strategjike ndërsektoriale me kohështrirje maksimale deri në 2030, përvijohet edhe filozofia e politikave të sektorit.

**Qëllimi** ynë fundor është mirëqenia, siguria, paqe dhe harmoni e qytetarëve, ndaj dhe qëllimi që duam të arrijmë nga "Pyjet që duam" është *"kontribut i qëndrueshëm për një jetë më të mirë për shoqërinë sot dhe brezat e së ardhmes"*. Mjedisi në përgjithësi dhe pyjet në veçanti, janë skena ku zhvillohet jeta njerëzore, aktiviteti ekonomik dhe ushtrohet qeverisja, ndaj cilësia dhe gjendja e pyjeve kanë një ndikim thelbësor në disa dimesione, duke dhënë një kontribut të rëndësishëm në cilësinë e ajrit, ujit, tokës, biodiversitetit, në mbrojtjen nga përmbytjet, në zhvillimin e bujqësisë, energjisë e turizmit, në uljen e varfërisë, zhvendosjet e popullsisë, zbutjen e konflikteve, zbutjen e pa barazive me baza soaciale, gjinore, etnike, etj. dhe sigurinë e vendit.

**Vizioni** që shohim për "Pyjet që duam", është një hologramë e *"një strehe të gjithë-gjelbërt, një burimi të qëndrueshëm, një organizmi që jeton dhe një kapitali të paçmuar"*. Ajo që shohim dhe duam janë, Pyje të shtrirë në gjithë sipërfaqen e fondit pyjor, të maturuar në moshë, me lloje cilësore e të shëndetshëm, të pasur me biodiversitet dhe gjallesa të shumëllojshme, në harmoni me elementët e tjerë të ekosistemit natyror. Pyje që janë burim të mirash e përfitimesh të qëndrueshme, që kanë gjallëri nga aktiviteti njerëzor, që prodhojnë dhe krijojnë vlerë të shtuar. Pyje që kanë mbrojtjen e duhur, përdoren në mënyrë të qëndrueshme, kanë struktura të përkushtuara në përkujdesjen ndaj tyre, që dinë në çdo moment si, sa dhe ku janë dhe zotërojnë dijen, kapacitete dhe mjetet e duhura. Pyje, që gjenerojnë të ardhurat e nevojshme për veten dhe janë burim mirëqenie,sigurie, barazie dhe force tërheqëse për komunitetet pranë tyre. Pyje që rriten e zhvillohen në një shoqëri që ua di rëndësinë, kontribon për to, që mbart ndërgjegje dhe kultivon dashuri, duke ia përcjellë brezave të ardhshëm.

**Misioni** që mbartim për Pyjet që Duam është *"Rivendosja e Ekuilibrit dhe Paqes në Pyje"*. Ekuilibri i pyjeve me sistemin natyror, me aktivitetin njerëzor, me qeverisjen dhe me shoqërinë, janë një element thelbësor në ekulibrin, zhvillimin dhe cilësinë e jetës e të shoqërisë Shqiptare dhe përtej saj. Në tre dekadat e fundit, midis të tjerave rezulton se kemi prishur ekuilibrin natyror, duke shkelur kufijtë dhe duke prishur në thelb ekuilibrat e jetës njerëzore në vendin tonë. Duke iu referuar lidhjes shkak-pasojë, pyjet e kanë kthyer mbrapsht këtë prishje ekuilibri, duke sjellë si pasojë prishjen e cilësisë së vetë jetës sonë në një periudhë afatgjatë, duke mos

pasur ajër të pastër, duke sjellë ulje të cilësisë së ujit, duke vuajtur pasojat e përmbytjeve apo erozionit, që tashmë janë bërë të zakonshme dhe duke prishur kurorën e çmuar të ofertës turistike shqiptare.Vendosja e ekuilibrit në sisteme është sfiduese pasi nëse ndërhyn një nga një, vërtet rregullon diçka, por prish një balancë diku tjetër. Problemet e sotme janë zgjidhjet apo zgjedhjet e së djeshmes. Ndaj misioni i politikës duhet të jetë gjithpërfshirës, duke patur një qasje 360 gradë, graduale, me ndërhyrje të thjeshta dhe të vendosura, sipas prioriteteve dhe një programi të mirëpërcaktuar.

**Besimi** se plotësimi imisionit, realizimi i vizionit dhe arritja e Qëllimit për "pyjet që duam" është i mundur, bazohet në këtë tokë që quhet Shqipëri, që i ka mbajtur pyjet në të mira dhe të këqia për mijëra vite. Besojmë në potencialin dhe bujarinë që pyjet kanë, ku me pak përkujdesje, rikthehen shumë shpejt në gjendjen që duam. Besojmë se puna dhe e mira nuk janë baraz me shkatërrimin dhe të keqen, ndaj çdo gjë në kahun e duhur, na kthehet shumëfish në rezultat. Besojmë në eksperiencën, integritetin dhe ndërgjegjen e profesionistëve të vjetër dhe aspiratën e të rinjve. Besojmë në vullnetin e politikës për t'i dhënë vendin dhe rëndësinë që u takon pyjeve, në funksion të së tashmes dhe të ardhmes së fëmijëve tanë. Besojmë se pavarësisht varfërisë, lakmisë për fitim të shpejtë, padijes dhe mungesës së vështrimeve afatgjata, e mira dhe dashuria për mjedisin dhe pyjet ekziston në shoqërinë tonë dhe mbartet nga qytetarët e këtij vendi. Besojmë se edhe nëse është duke ndodhur dita e fundit e botës dhe na kap me një fidan në dorë, duhet ta mbjellim nëse mundemi, pasi kjo mund të bëj ndryshimin.

### 3.1.2. Synimet Afatgjata

Synimet kryesore afatgjata për t'u realizuar deri në vitin 2030 nga politikat për pyjet, janë:

***Synimi Strategjik 1 "Administrimi i Mirë":*** Kthimi i trendit pozitiv në Pyje duke synuar një rritje të volumit të përgjithshëm të fondit pyjor prej rreth 11 milion $m^3$, ose rreth 20% më shumë të volumit të përgjithshëm aktual. E konvertuar në sipërfaqe pyjore të rigjeneruar kjo përkthehet në 7,000 ha pyje të ri-vitalizuara ose në 550 milion euro më shumë në kontributin e këtij sektori në GDP për 11 vitet e ardhshme. Pozicionimin e pyjeve si prioritet i qeverisjes, si një nga burimet e rëndësishme dhe jetike dhe rritjen e ndërgjegjësimit dhe sensibilizimit mbi pyjet. Mbulimin me planifikim dhe rregjistrimin e të gjithë sipërfaqes së fondit pyjor, rregullimin dhe formalizimin e marrëdhënieve, dhe garantimin e qëndrueshmërisë financiare duke rritur dhe optimizuar financimin.

***Synimi Strategjik 2 "Organizim Funksional":*** Ngritja, vënia në funksionim dhe fuqizimi i një sistemi organizativ institucional efiçent dhe efikas, nga qendra deri në fshat, që vepron sipas standardeve dhe praktikave më të mira, i organizuar në mënyrë funksionale, me informacion, dije dhe kapacitete të duhura profesionale dhe manaxheriale,duke ngritur dhe mirëmbajtur një bazë të dhënash të plotë dhe të qëndrueshme, dhe me infrastrukturë e teknologji moderne.

***Synimi Strategjik 3 "Shfrytëzim i Qëndrueshëm":*** Përdorim i burimeve pyjore në mënyrë të qëndrueshme dhe në funksion të zhvillimit të vendit, duke optimizuar përdorimin dhe vlerën e tij, duke balancuar përdorimet e ndryshme në maksimumin e vlerës që mund të marrim *përkundrejt*

mundësisë që pyjet kanë për të dhënë, pa cënuar vazhdueshmërinë e jetës dhe ciklit të pyllit, si dhe të ardhmen e brezave. Pozicionimin e pyjeve si element qendor në vlerën e paketës turistike, në bregdet, mal, historik apo kulturor, fuqizmin e industrisë përpunuese të produkteve të dyta si një element i rëndësishëm i zhvillimit rural dhe pozicionimin e pyjeve dhe ekonominë e gjelbër, si një burim punësimi dhe garantimi të ciklit ekonomik të vendit.

***Synimi Strategjik 4 "Shërbime Cilësore":*** Shërbime cilësore ndaj pyjeve, të integruara në kohën dhe vendin e duhur, duke synuar rritjen e shpejtë, mbrojtjen e duhur, cilësinë e kërkuar, përmirësimin e sipërfaqeve të djegura apo të dëmtuara në vitet e fundit.

### 3.1.3. PARIMET UDHËHEQËSE

Parimet që do të na drejtojnë e udhëheqin janë drejtësia, qëndrueshmëria, ekuilibri, integrimi. Në mënyrë të detajuar, parimet themelore në përvijimin e politikave sektoriale për pyjet, zbërthehen si vijon:

- **Parimi i Drejtësisë**, në raport me përfitimet, përgjegjësitë, nevojën dhe mundësitë.
- **Parimi i Integrimit**, në mënyrë sistemike, i elementëve të qeverisjes përkundrejt funksioneve dhe qëllimit. *Integrimi në Territor* duke lidhur përdoruesin fundor me vendimmarrësin politik. *Integrimi në kohë* i eksperiencës, traditës. *Integrimit të* përfitimeve dhe përdorimeve, etj.
- **Parimi i Ekuilibrit** dhe sigurimi i gjendjes optimale midis përdorimit, kohës, vlerës dhe cilësisë. Përfshin aplikueshmërinë e parimit që: Dëmtuesi paguan! I referohet garantimit të balancimit/kompensimit (që pyjet duhet të marrin mbrapsht atë që japin).
- **Parimi i Qëndrueshmërisë**, në raportet kosto-përfitim të shtrira në kohë dhe për brezat e ardhshëm. Ky parim orienton vazhdueshmërinë (në kohë, në masa), si edhe qeverisjen e pyjeve, në mënyrë të qëndrueshme/vazhdueshme, pa ndërprerje.

### 3.1.4. VLERAT BAZË

Qeverisja e pyjeve, do të mbështetet në disa vlera bazë që lidhen me realitetin e sektorit të pyjeve në Shqipëri, siç janë vlerat natyrore të vetë pyjeve, si një organizëm i gjallë që mund të zhvillohet dhe ripërtërihet, vlerat e kapitalit të fondit pyjor duke pasur sipërfaqe të mirë në dispozicion, vlerat klimatike dhe kushtet e favorshme, si dhe eksperienca dhe kultura në pylltari.Në mënyrë të detajuar, këto vlera zbërthehen si më poshtë:

- **Vlera Jetësore -** e Pyllit si Qënie e gjallë, që kërkon vetëm kujdes sepse bëhet vetë, nuk amortizohet, por rritet dhe fuqizohet. Pyjet e reja me mundësi rritje më të madhe.
- **Vlera Natyrore** - Kushtet klimatike të favorshme, i pasur me burime ujore, diversiteti i madh i llojeve të drurëve, etj.
- **Vlera Kapitale -** Sipërfaqja e konsiderueshme në dispozicion, mbulesë e gjerë, fond pyjor/tokë pyjore, rreth 36% e territorit te vendit.
- **Vlera e Traditës** – Traditë e gjatë dhe eksperiencë në pylltari, e kombinuar me praktikat më të mira.


VIZIONI
Një strehë të gjithë-gjelbërt, një burim të qëndrueshëm, një organizëm që jeton dhe një kapital të paçmuar
PARIMET QË NA DREJTOJNË
• Parimi i Drejtësisë
• Parimi i Integrimit
• Parimi i Ekuilibrit & optimizimit
• Parimi i Qëndrueshmërisë
SYNIMET QË DUAM TË REALIZOJMË
• Administrimi i Mirë
• Organizim Funksional
• Shfytëzim i Qëndrueshëm
• Shërbime Cilësore
MISIONI
Rivendosja e Ekuilibrit dhe Paqes në Pyje
QËLLIMI
Kontribut i qëndrueshëm për një jetë më të mirë për shoqërinë sot dhe brezat e së ardhmes
VLERAT KU MBËSHTETEMI
• Vlera Jetësore
• Vlera Natyrore
• Vlera Kapital toke
• Vlera Kulturore/Tradita
BESIMI
• Në potencialin & bujarinë e pyjeve
• Vullnetin e politikës
• Ekzistencën e dashurisë për mjedisin
• Eksperiencën, integritetin dhe ndërgjegjen e profesionisteve
FILOZOFIA E QEVERISJES

## 3.2. DEKLARATA E POLITIKËS




**Politika** është një drejtim veprimi për të ardhmen, duke treguar se cili është kursi nga do të shkojmë (duke na dhënë"formën" që do të kenë pyjet në të ardhmen). Ndërsa **synimet** për çdo drejtim politikash (si pixel-at e vizionit),japin imazhin apo ngjyrimin e formës që politika i ka dhënë të ardhmes së pyjeve. **Masat** janë veprimet që duhet të ndërmerren në drejtimin e përcaktuar nga politika, për të realizuar synimet dhe vizionin për "Pyjet që duam!".

Politikat e Pyjeve janë të lidhura në sistem dhe nuk janë lineare dhe as një listë dëshirash, por japin e marrin në mënyrë të ndërsjelltë me njëra-tjetrën, ndaj nuk duhen parë të shkëputura por vetëm në mënyrë të integruar. Lidhja e tyre është si ciklike ashtu dhe hierarkike, duke formësuar një sferë të politikave të pyjeve. Dymbëdhjetë politikat e mëposhtme grupohen sipas 4 Synimeve afatgjata, përkatësisht:

- Politikat për qeverisjen e sektorit (Politikat Nr.1, Nr.2, Nr.3), që lidhen me Synimin afatgjatëI "Administrim i mirë";
- Politikat për sistemin e pyjeve (Politikat Nr.4, Nr.5, Nr.6), që lidhen me Synimin afatgjatë II "Organizim funksional";
- Politikat për manaxhimin, shfrytëzimin, përdorimin e qëndrueshëm të pyjeve (Politikat Nr.7, Nr.8, Nr.9), që lidhen me Synimin afatgjatë III "Shfytëzim i qëndrueshëm";
- Politikat për kujdesin dhe shërbimin ndaj pyjeve (Politikat Nr.10, Nr.11, Nr.12), që lidhen me Synimin afatgjatë IV "Shërbime cilësore".

Për secilin nga 12 drejtimet politike, detajohen vetëm masat kryesore të cilat i adresohen situatës aktuale në Shqipëri dhe i përshtaten realitetit ekonomik të vendit, ku në total janë 40 masa:



### 3.2.1. Politikat për Mirëadministrimin e Pyjeve

Referuar qeverisjes së sektorit të pyjeve, nga të gjithë aktorët, ndër çështjet e evidentuara janë:

- Mungesa e lidhjes së strategjive, politikave dhe planeve kombëtare që të orientojnë sektorin, për t'iu dhënë Pyjeve vendin dhe peshën që iu takon në zhvillimin e vendit (statusi i pyjeve rezulton jo në rolin që i takon në ekonomi, zhvillim dhe jetën e vendit).
- Përcaktime të paqarta ligjore mbi të drejtat dhe detyrimet, si dhe ndryshime të shpeshta ligjore. Duhet theksuar se problematika mbi ***Rregullimin e Marrëdhënieve*** është vlerësuar nga aktorët si problematika prioritare dhe që duhet të gjejë adresim të menjëhershëm, pasi sjell paqartësi dhe mungesë ekuilibri në të drejtat, detyrimet dhe përgjegjësitë e administrimit, shfrytëzimit dhe përdorimit midis aktorëve të sektorit, si dhe gjeneron pasiguri juridike nga ndryshimet e shpeshta të ligjit dhe akteve të tjera.
- Arkëtim i ulët dhe buxhet i pamjaftueshëm në këtë sektor.

Përsa i përket politikave për administrimin e pyjeve, përgjatë viteve të fundit rezultojnë iniciativa të qeverisë, si moratoriumi i pyjeve, reforma territoriale e shoqëruar me decentralizimin e funksionit të manaxhimit pranë bashkive dhe kalimit të pronësisë së tyre, etj., shoqëruar me ndryshimet respektive ligjore si dhe rishikimin e përgjegjësive institucionale (ndërmjet MTM, NjVV, ISHMPUT, AKZM, Doganat, etj.), por edhe me kontrollin ndaj kundërvajtësve.

#### *3.2.1.1. Politika Nr. 1"Pyjet, Pasuri Kombëtare & me Kontribut në Zhvillim"*

Në lidhje me rëndësinë e pyjeve, si burim zhvillimi, duhet të konsiderohet:

- Njohja reale e statusit të pyjeve si **pasuri kombëtare** për pyjet me të katër elementët që e karakterizojnë*(si* ***element jetik, unik, i çmuar/me vlerë, i rinovueshëm****)*, për plotësimin e funksionit të përbashkët të shoqërisë dhe ekosistemit*(****garantimin e kushteve jetësore në tokë*** *për njerëzimin)*, duke zënë vendin që i takon në opinionin publik dhe në axhendën politike, si dhe përfshirjen në prioritetet strategjike të qeverisjes.
- **Pyjet zonë prioritare zhvillimi** e shtrirë në 1/3 e territorit të vendit, duke e integruar këtë zhvillim me Planin Kombëtar, duke orientuar me të gjitha instrumentet e planifikimit dhe për të gjithë elementët e zhvillimit të sipërfaqes pyjore që përfshin ato natyrorë, urban, infrastrukturorë dhe social.

Për të pasur në të ardhmen***"Pyjet që Duam"***, ato duhet të shihen dhe trajtohen në ekuilibër me elementët e tjerë, pa kompromentuar të ardhmen dhe interesin e brezave të ardhshëm. Pyjet janë burim jetësor dhe si të tillë, janë pasuri kombëtare, për të gjithë dhe në të gjitha kohërat.

Pyjet, pasuri kombëtare, kanë peshë dhe rëndësi të veçantë në zhvillimin dhe progresin e vendit, ndaj duhen pozicionuar në një linjë me politikat dhe objektivat strategjike të zhvillimit kombëtar, me kontribut të qenësishëm, duke zhvilluar sektorin nëpërmjet një sistemi të planifikimit, zbatimit dhe monitorimit të politikave, strategjive, programeve, dhe planeve të mbarështimit, duke integruar dhe optimizuar interesat midis: pyjeve, përdoruesve, mundësive, etj.

Kjo kërkon sensibilizim të aktorëve në sektor dhe përtej tij, angazhimin nëpërmjet fushatave të ndërgjegjësimit dhe rolit të mediave të ndryshme, e deri tek edukimi qytetar me ndërthurje në kurikulat e edukimit të brezit të ri apo orë mësimore mbi pyjet dhe rëndësinë e tyre.

**Deklarata e Politikës Nr.1**
**"PYJET, PASURI KOMBËTARE & ME KONTRIBUT NË ZHVILLIM":**

***Pyjet, pasuri kombëtare që zënë vendin që iu takon në shoqëri dhe në axhendën politike dhe konsiderimi si zonë prioritare zhvillimi me shtrirje në 1/3 e territorit të vendit, në një linjë me politikat dhe objektivat strategjike të zhvillimit kombëtar.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**1.1** Njohja dhe miratimi i statusit të pyjeve si Pasuri Kombëtare, duke përcaktuar me Ligj se çfarë benefitesh i sjell pyjeve ky status.*(mund të unifikohet nga qeveria në një rregullim për të gjitha burimet natyrore me statusin e Pasurisë Kombëtare)*, e kombinuar me fushatë edukimi dhe ndërgjegjësimi, të vazhdueshme, rreth rëndësisë së pyjeve dhe pasojave që sjell, për qeverisjen, biznesin, shoqërinë , mjedisin, të ardhmen.
**1.2** Hartimi i një Plani Zhvillimi të Integruar për pyjet, bazuar në dokumentin e politikave, duke dhënë përcaktimet bazë kuadër për hartimin e planeve të zhvillimit të zonave pyjore, nëpërmjet modelit/planit tip mbarështimi *(me rregulla dhe përcaktime bazë deri në hartimin e planeve të mbarështimit të ekonomive pyjore)*, si dhe duke bërë përcaktimin e hierarkisë në planifikim me karakteristikat e tyre.
**1.3** Hartimin me prioritet të Planeve të Mbarështimit/Zhvillimit për të gjitha ekonomitë pyjore, duke siguruar edhe mbështetjen financiare për realizimin e tyre.

#### *3.2.1.2. Politika Nr. 2 "Mbi rregullimin e të drejtave & detyrimeve"*

Referuar çështjeve të politikës rregullatore dhe si rezultat i ndryshimeve të shpeshta ligjore përgjatë viteve, theksi nga të gjithë aktorët adresohet tek problematikat që kanë gjeneruar prej saj dhe që kanë sjellë mosefikasitetin në praktikë, veçanërisht për shkak se prej saj burojnë dhe lidhen zinxhir të gjitha çështjet e tjera dhe problematikat që aktualisht cënojnë pyjet. Ndaj, rregullimi i marrëdhënieve është vlerësuar si sfida më e nxehtë në grupimin e çështjeve për qeverisjen e sektorit të pyjeve dhe që duhet të gjejë rregullimin nëpërmjet mekanizmave të duhur.

Pyjet janë një pasuri kombëtare e përbashkët ku të drejtat dhe detyrimet mes aktorëve, rregullohen nga shteti, nëpërmjet ligjeve, marrëveshjeve, lejeve dhe licencave, dhe ku këto të drejta dhe detyrime (përfshirë pronësinë, administrimin, shfrytëzimin dhe përdorimin), duhet te jenë të përcaktuara qartë dhe të ndara mes grupeve të ndryshme të interesit, në raporte të drejta mes kontributit dhe detyrimeve, gjithmonë duke konsideruar dhe duke i dhënë prioritet zonave dhe komuniteteve rurale, shtresave në nevojë të shoqërisë, dhe duke vlersuar barazinë gjinore. Pyjet duhet të jenë pasuri publike, ku qeverisja qëndrore ka përgjegjësinë për hartimin e politikave dhe rolin rregullator për administrimin e sektorit në tërësi, duke orientuar zhvillimin, vendosur rregullat dhe financuar sektorin; qeverisja vendore dhe AKZM (për zonat e mbrojtura) bëjnë manaxhimin e fondit pyjor, duke patur të drejtat për shfrytëzimin e përdorimin e pyjeve dhe produkteve të tyre, përkundrejt detyrimit për realizimin e mbrojtjes dhe shërbimeve pyjore.

**Deklarata e Politikës Nr.2**
**"RREGULLIMI I TË DREJTAVE DHE DETYRIMEVE":**

***Pyjet pasuri e përbashkët, ku të drejtat dhe detyrimet, rregullohen nga shteti, në raport të drejtë mes përfitimit dhe detyrimeve, të shoqërisë në tërësi,duke i dhënë prioritet zhvillimit rural, komuniteteve lokale, grave dhe shtresave në nevojë të shoqërisë.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**2.1**Hartimi, miratimi dhe zbatimi i Ligjit të ri kuadër dhe akteve nënligjore konsistente, hierarkike dhe të përafruar me BE.

**2.2**Përfundimi i regjistrimit fillestar të pronësisë mbi fondin pyjor për pyjet bashkiake (i financuar nga Sida dhe BB), dhe shtrirja e regjistrimit në zonat e mbrojtura dhe në gjithë fondin pyjor.

**2.3**Njohjen e të drejtave të përdorimit për nevojat e veta të komuniteteve, duke respektuar parimin e barazisë gjinore, duke njohur edhe përgjegjësitë për ruajtje dhe kujdesje në përputhje me politikat për zhvillim rural dhe komunitetet e margjinalizuara.

#### *3.2.1.3. Politika Nr. 3 "Mbi Qëndrueshmërinë Financiare të sektorit të pyjeve"*

Pyjet, si pasuri kombëtare, duhet të kenë qëndrueshmëri, vazhdimësi dhe balancë pozitive financiare dhe duhet të garantojnë optimizim të vlerës reale të tyre. Kjo mund të sigurohet duke kapitalizuar kontributin dhe përfitimet direkte apo indirekte të pyjeve në ekonomi, duke rritur dhe optimizuar vlerën e produkteve që gjenerohen prej tyre. Por kjo duhet të shoqërohet edhe duke kompensuar çdo dëmtim apo ndikim negativ të të tretëve në raporte pozitive përkundrejt nevojave dhe shpenzimeve, për shërbimet pyjore, zhvillimin dhe përmirësimin e tij, jo vetëm aktual por duke siguruar dhe ndërmarrë investime afatgjata për të ardhmen.

Një burim i rëndësishëm financimi i pashfrytëzuar siç duhet deri më tani jo vetëm nga Shqipëria por të gjitha vendet e rajonit, është dhe financimi nga fondet dhe institucionet e ndryshme ndërkombëtare me fokus mjedisin dhe ndryshimet klimaterike. Në gjendjen e dobët të këtyre financimeve kanë ndikuar pesha e vogël e Shqipërisë në këto organizma dhe cilësia e projekteve dhe aplikmeve të paraqitura. Së fundmi MTM ka inicuar një nismë për koordinimin dhe aplikimin e përbashkët me të gjitha vendet e Ballkanit Juglindor, me qëllim rritjen e peshës specifike dhe paraqitjen e një programi të koordinuar për tërheqjen e financimeve për rajonin. Kjo nismë është përfshirë dhe integruar në masat e propozuara për garantimin e qëndrueshmërisë financiare të sektorit të pyjeve.

Ndër kërkesat e aktorëve, krahas nevojës për financimin e duhur të sektorit, është sugjeruar që të ardhurat e marra nga sektori i pyjeve duhet të riciklohen dhe investohen në pyje, pa iu ndryshuar destinacion, veçanërisht kjo e lidhur me nevojat e bashkive në këtë sektor.

**Deklarata e Politikës Nr.3**
**"QËNDRUESHMËRIA FINANCIARE E SEKTORIT TË PYJEVE":**

***Garantimi i qëndrueshmërisë financiare të sektorit, duke kapitalizuar kontributin në ekonomi, duke rritur vlerën e përdorimit, duke kompensuar çdo dëmtim nga të tretët, përkundrejt nevojave dhe shpenzimeve për shërbimet, përmirësimin dhe investimet afatgjata në pyje.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**3.1**Rritja e financimit nga buxheti mbi bazën e kontributit që pyjet japin në buxhet dhe ekonomi, duke përfshirë dhe impaktin e shërbimeve mjedisore që ofrojnë si dhe duke ruajtur kushtin e destinimit të të ardhurave vetëm për pyjet, nëpërmjet përcaktimit në mënyrë taksative në ligj. Rritja e të ardhurave nga arkëtimi i produktit, duke formalizuar ekonominë e pyjeve *(prerjet, prodhimet e dyta pyjore, certifikatat e origjinës, shërbimet mjedisore, etj.).*
**3.2**Ngritja e fondit të pyllëzimit nëpërmjet pagesave nga dëmtuesit *(nëpërmjet zbatimit faktik të parimit: Dëmtuesi paguan!)*, si dhe të ardhurat e tjera nga fondi pyjor *(përfshihen edhe të ardhurat nga qeraja e tokës për antenat, minierat, biznese,etj.në fondin pyjor)*,që mund të koordinohen në proces nga AKP, por i menaxhojnë Bashkitë/AKZM.
**3.3**Tërheqja e fondeve të donatorëve dhe kontributit në ndryshimet klimatike, përfshirë krijimin e një mekanizmi/instrumenti me shtrirje ballkanike për maksimizim financimesh, duke rritur potencialin për tërheqjen e këtyre fondeve.

### *3.2.2. Politikat për Mirëfunksionimin Institucional të Pyjeve*

Sistemi i qeverisjes së pyjeve, duhet të jetë i ekuilibruar, funksional, efiçent dhe i aftë të përballojë synimet dhe objektivat e qeverisjes në sektorin e pyjeve dhe më gjerë. Ndër çështjet e identifikuara për organizimin institucional të sektorit, përfshihen:

- Funksione të copëzuara apo të vendosura/shpërndara në disa institucione dhe nivele të ndryshme, nevoja e konsolidimit të strukturave vendore dhe mungesës së një strukture kombëtare që koordinon politikat dhe programet e Ministrisë me NjVV;
- Mungesë informacioni dhe dije që nuk shkon tek përdoruesi (nuk ka të dhëna reale, kronologjike, kërkime shkencore dhe shtrirje tek përdoruesi); si dhe mungesë burimesh njerëzore të kualifikuar dhe motivuar (mangësi në kapacitete njerëzore dhe në koordinim);
- Mungesë asetesh, infrastrukturë dhe teknologji bashkëkohore.

Referuar politikave mbi organizimin institucional, rezulton se ka ndikuar iniciativa e qeverisë për kalimin e pronësisë së pyjeve tek NjVV, por ka nevojë për plotësimin e kësaj reforme dhe ngritjen e kapaciteteve të tyre organizative, si dhe koordinimin më të mirë institucional të strukturave përgjegjëse (MTM/ISHMPUT, AKZM dhe Bashkitë). Bashkitë kanë marrë me VKM pyjet në pronësi por regjistrimi i pronësisë është ende në proces. Ndryshimet ligjore përcaktojnë raportin e personelit inxhiniero-teknik pyjor përkundrejt sipërfaqes së fondit pyjor që mbulon bashkia, por praktikisht burimet e duhura njerëzore dhe kapacitetet e nevojshme mungojnë, duke sjellë ndikimin e tyre drejtpërdrejt në pyje. Ndaj, pavarësisht se decentralizimi formalisht është

realizuar, evidentohet nga NjVV se ka nevojë për mbështetje dhe ngritje kapacitetesh të bashkive.

#### 3.2.2.1. *Politika Nr. 4 "Sistemi Organizativ"*

Politika e lidhur me integrimin institucional në sistem, duhet të orientojë riorganizimin optimal të sektorit të pyjeve, si pjesë e reformës strukturore në qeverisje. Kjo duhet të shoqërohet me përforcimin e rolit të strukturave, riorganizimin e funksioneve dhe grupimin e tyre, nëpërmjet delegimit të duhur dhe të plotë në njësitë vendore, duke formësuar kështu një sistem të integruar nga Ministria e deri tek përdouesi në pyje. Është e nevojshme që riorganizimi i strukturave, të konsiderojë të gjitha nivelet, duke përfshirë sistemin ministror (ku nevojë emergjente është ngritja e Agjencisë Kombëtare të Pyjeve si institucion varësie i MTM me shtrirje rajonale), shqyrtimi për shtim kompetencash NjVV dhe riorganizimi i funksioneve të inspektimit për t'i dhënë mundësi bashkive të ushtrojnë kontroll më të madh në pyje duke minimizuar shfrytëzimin e paligjshëm.

**Deklarata e Politikës Nr.4**
**"SISTEMI ORGANIZATIV":**

***Riorganizimi i sektorit në një sistem të integruar nga Ministria tek përdoruesi në pyje, duke përforcuar rolin e strukturave, duke riorganizuar funksionet dhe grupimin e tyre, si dhe duke deleguar funksionet e duhura në njësitë vendore.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**4.1**Ngritja e KKP si një organ kolegjial kombëtar për miratimin e dokumenteve strategjike, programeve kombëtare, etj dhe e AKP si hallka e munguar midis Ministrisë, AKZM dhe Bashkive; ku AKP do të shërbejë njëkohësisht edhe si sekretariat i KKP.
**4.2**Kalimi i funksionit të inspektimit të shfrytëzimit të pyjeve dhe ushtrimit të aktiviteteve të tjera në pyje, sipas kompetencave, tek NjVV dhe AKZM.
**4.3**Dhënia rol "fshatit" në qeverisjen e pyjeve, si njësia më e vogël vendore me shtrirje dhe kontakt direkt me pyjet.

#### *3.2.2.2. Politika Nr. 5 "Sistemi i Dijes &Kapacitetet e duhura"*

Referuar politikave mbi kërkimin, dijen, aktivitetin dhe kapacitetet e duhura, është e nevojshme:

- **Vënia në funksionim e një sistemi të dijes**, bazuar në traditën tonë dhe kulturën vendase dhe praktikat më të mira ndërkombëtare, ku metodologjitë bashkëkohore të mund të japin eficencë dhe mënyrën më të mirë të përdorimit, shfrytëzimit dhe kujdesit/shërbimit ndaj pyjeve, duke gjetur zbatim dhe përshtatje në realitetin shqiptar. Këtu është esenciale që Dija të aplikohet nga universiteti tek përdoruesit në pyje nëpërmjet shërbimit këshillimor.
- **Ngritje kapacitetesh** për të pasur një administratë të duhur, si një nga elementët thelbësorë të sistemit funksional të qeverisjes, që di se ku po shkon, di se si të shkojë, ka aftësitë e duhura, ka motivimin dhe energjinë e nevojshme për të përballuar sfidat dhe ndërvepron në mënyrë harmonike. Ndaj ngritja e kapaciteteve në nivel qendror dhe vendor, paraqitet si një

domosdoshmëri e vazhdueshme, duke ndërthurur nevojat e sektorit nëpërmjet DAP dhe programit të "Administratës që Duam".

**Deklarata e Politikës Nr.5**
**"SISTEM I DIJES & KAPACITETE NJERËZORE":**

***Vënia në funksionim e një Sistemi informacioni dhe dijesh të aplikuara nga përdoruesit në pyje, që bazohet në traditë dhe praktika më të mira, si dhe Ngritje Kapacitetesh njerëzore për një administratë që di se ku po shkon, ka aftësitë e duhura se si të shkojë dhe ka motivimin e duhur, duke garantuar mundësi të barabarta informimi dhe edukimi për të gjithë.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**5.1**Fokusimi në kërkimin e aplikuar dhe novator, bazuar edhe mbi tradicionalen *(në kombinim me standardet bashkëkohore që përshtaten me realitetin shqiptar)*, nëpërmjet ndërthurjes së rolit të Universitetit. Opsioni për ngritjen e një Qendre Kërkimore Ballkanike në Shqipëri *(në kuadër të fondeve për projektet me shtrirje të gjerë për ndryshimet klimatike, etj.)*, si dhe konsolidimi i rolit të Këshillit të Profesionistëve që organizohen nën Ministrin e MTM.

**5.2**Ngritja e kapaciteteve, duke përfshirë Universitetin, për:

- Profesionistët e rinj dhe kapacitetet e tyre *(nëpërmjet kurrikulave bashkëkohore dhe të aplikueshme)*, si dhe ndërthurjen e studimeve/temave që punohen nga studentët sipas kërkesave reale të ekonomisë Shqiptare, MTM/AKP/ZM/Bashkive/realitetit në pyje.
- Në trajnimin e administratës qëndrore dhe vendore, duke respektuar parimin e barazisë, opsioni i aplikimit të një modeli shkollimi, ku integrohen të gjitha trajnimet që mbulohen nga donatorët në kuadër të projekteve të ndryshme, me përfshirjen këtu të AKP dhe Universitetit.

**5.3** Ripozicionim të rolit të inxhinierit të pyjeve dhe specifikimet detyruese ligjore për të qenë pjesë në strukturat bashkiake, si dhe motivimi financiar duke riparë sistemin e shpërblimit.

**5.4**Ngritja e shërbimit këshillimor efikas tek përdoruesit, AKP/Bashki/ZM*(opsioni i varësisë dyfishe)* për të garantuar efikasitet dhe shtrirje kapilare në territor.

### *3.2.2.3. Politika Nr. 6 "Infrastrukturë dhe Teknologji"*

Përballja me situatën e realitetit të sektorit të pyjeve në Shqipëri, nxjerr në pah drejtpërdrejt nevojën për garantimin e mjeteve, pajisjeve, infrastrukturës dhe teknologjisë së duhur për funksionimin normal të sistemit qeverisës dhe administratës në sektor. Kjo mund të realizohet nëpërmjet përthithjes dhe investimeve në infrastrukturë, nëpërmjet aplikimit të teknologjisë më të mirë që përshtatet me situatën në vend, por edhe duke koordinuar nevojën e sektorit publik me potencialin e sektorit privat dhe idetë/risitë që gjenerohen nga qendrat e dijes.

**Deklarata e Politikës Nr.6**
**"INFRASTRUKTURË & TEKNOLOGJI":**

***Garantimi i mjeteve të duhura për funksionimin normal të administratës, nëpërmjet investimeve në infrastrukturë dhe aplikimi i teknologjisë më të mirë, duke koordinuar nevojën e sektorit publik me mundësitë, eficencën dhe idetë inovatore të sektorit privat.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**6.1**Ngritja e sistemit të integruar të informacionit (ALFIS), financuar nga BB dhe Sida.
**6.2**Përfundimi i inventarizimit kombëtar dhe marrja e masave organizative dhe buxhetore për krijimin e strukturave me logjistikën përkatëse për inventarizimin e vazhdueshem të pyjeve.
**6.3**Furnizimi dhe përdorimi i teknologjive bashkëkohore për monitorimin e pyjeve, duke përfshirë vlerësimin e fizibilitetit të opsionit për kontraktim mjetesh/shërbimi tek privati, për të garantuar përdorimin në rastet e nevojave të shërbimeve ndaj pyjeve si dhe emergjencave, përfshirë angazhimin e kapaciteteve të subjekteve në zonë.

### *3.2.3. Politikat për Manaxhim, Përdorim&Shfrytëzimtë Qëndrueshëm të Pyjeve*

Pyjet janë një burim ekonomik që sjellin zhvillim, punësim, për të gjithë sektorët kryesorë të ekonomisë (bujqësi, industri, energji, turizëm, argëtim, etj.), ndaj përdorimi dhe përfitimi i të mirave duhet të jetë: (i) I qëndrueshëm në raport me mundësinë; (ii) I optimizuar sipas vlerës së përdorimit; (iii) I shpërndarë në mënyrë të drejtë në raport me investimin, punën dhe riskun e marrë përsipër; (iv) duke pasur si prioritet shtresat më në nevojë (komunitetet e margjinalizuara dhe respektimin e barazisë gjinore gjatë zbatimit të politikave për zhvillim rural).

Gjatë takimeve me aktorët në këtë sektor, në lidhje me përdorimin dhe shfrytëzimin e pyjeve janë identifikuar si çështje problematike aktuale:

- Mbishfrytëzimi për dru zjarri dhe lëndë drusore, në mënyrën dhe cilësinë jo të duhur *(si shfrytëzim nën moshë, shfrytëzimi informal, etj.)*. Problematika e ***Shfrytëzimit të Lëndës Drusore***,është konsideruar si më prioritarja për trajtim në këtë grupim politikash, pasi shoqërohet me shfrytëzim të pyjeve përtej mundësisë, për një kohë të gjatë dhe në një masë të madhe informale, duke mos arkëtuar vlerën e gjeneruar prej pyjeve.
- Përdorimi nën potencial për turizëm dhe argëtim, si dhe dëmtim i jetës së egër *(rrezikim i faunës së egër si pasojë e shfrytëzimit të paqëndrueshëm)*.
- Tendenca mbishfrytëzimi dhe nënvlerë të produkteve të dyta. Shfrytëzim i pakontrolluar i produkteve jo drusore të pyjeve dhe mungesa e vjeljes së detyrimeve (taksa, tarifa) nga përdoruesit e tyre (grumbulluesit).

Referuar politikave për përdorimin/shfrytëzim të qëndrueshëm dhe optimal, krahas moratoriumit në pyje dhe gjueti, apo decentralizimit drejt NjVV, rezulton iniciativa e qeverisë për dhënien prioritet të inspektimit mbi prerjet e paligjshme dhe kontrollin e shtuar, nëpërmjet angazhimit të strukturave përgjegjëse (Bashkia, Policia Pyjore/ISHMPUT, Roja e Gjelbër, etj.), duke ndikuar

në uljen e paligjshmërisë në shfrytëzimin e pyjeve, e cila nga ana tjetër sjell edhe më pak nevojë për mbjellje/pyllëzime. Por praktikisht bashkitë konstatojnë nevojën e dhënies së kompetencave të plota mbi inspektimin që duhet të shoqëronte kalimin në pronësi të pyjeve dhe ushtrimin e përgjegjësisë së manaxhimit eficent të tyre.

#### *3.2.3.1. Politika Nr. 7 "Përdorimi për Energji dhe Industri"*

Politika mbi përdorimin dhe shfrytëzimin e drurit për industri dhe energji, ka si nevojë të menjëhershme rregullimin e balancës negative kërkesë-ofertë dhe uljen e presionit mbi pyjet nga disa drejtime. Kjo mund të realizohet duke zvogëluar kërkesën në treg nëpërmjet aplikimit të alternativave të ndryshme dhe aplikimit të instrumenteve të përshtatshëm, duke rritur ofertën me lëndë drusore nga importi, duke kufizuar shfrytëzimin e drurëve vetëm për plotësimin e nevojave bazë dhe për kategoritë primare për këtë shfrytëzim, duke i dhënë përparësi sipas rendit: komunitete vendore/rurale, publikut të gjerë në qytete, bizneseve.

Në këtë drejtim, mund të analizohet konsumi i lëndës drusore nga bizneset dhe institucionet publike, për të evidentuar mundësitë që ekzistojnë për t'i orientuar drejt përdorimit të burimeve alternative (gazi, nafta, etj.), apo analizimin e propozimeve/ideve mbi incentiva të ndryshme.

**Deklarata e Politikës Nr.7**
**"PËRDORIMI PËR ENERGJI &INDUSTRI":**

***Ekuilibrim i nevojave për shfrytëzimin e pyjeve nëpërmjet ndërhyrjes nga disa drejtime, duke adresuar në burime alternative kërkesat nga kategori të caktuara, duke rritur ofertën me lëndë drusore nga importi dhe duke kufizuar shfrytëzimin e pyjeve vetëm për nevoja dhe kategori primare sipas rendit: komunitete vendore, publik i gjerë, biznes.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**7.1**Kufizimi i përdorimit të druve të zjarrit dhe zëvendësimi i tyre me burime alternative nga institucionet publike dhe bizneset, dhe koordinimi për ekuilibrimin e mundësisë së shfrytëzimit, nëpërmjet AKP, të bashkive me tepricë dhe atyre me mungesë dru zjarri për popullatën.Referuar kufizimit për institucionet shtetërore, buxheti i shtetit do të mbulojë plotësimin e nevojave të tyre me burimet alternative (përfshirë opsionin e subvencionimit të kostove përkatëse).
**7.2**Ulja e TVSH për importin e lëndës drusore dhe heqjen e të gjitha barrierave për importin e çdo produkti/nënprodukti të tij, duke inkurajuar importin në tërësi dhe forcimin e masave në doganë për eksportin e lëndës drusore.
**7.3**Dhënia e mundësisë për nxjerrjen e biomasës për pelet, duke ndërhyrë me rrallime në pyjet e rinj dhe zonat e mbrojtura.
**7.4**Rritja e vëllimit të shfrytëzimit të miratuar për zona të caktuara duke vlerësuar opsione të ndryshme për rritjen e volumit dhe duke mos lejuar që të priten në mënyrë informale, me qëllim evitimin e paligjshmërisë dhe ligjërimin e informalitetit në pyje, duke arkëtuar kështu të ardhurat nga prerja e pyjeve dhe duke rritur cilësinë e shfrytëzimit.

### *3.2.3.2. Politika Nr. 8 "Përdorimi për Turizëm dhe Argëtim"*

Lidhja ndërmjet mjedisit, pyjeve, zonave te mbrojtura dhe turizmit në Shqipëri, paraqitet në mënyrë të pazgjidhshme. Ndaj është i nevojshëm stimulimi i planifikuar dhe fuqizimi i përdorimit dhe rolit të pyjeve në paketën turistike dhe eventeve të brendshme dhe të jashtme të vendit, por edhe duke fuqizuar rolin e zonave te mbrojtura në këtë drejtim. Aktualiteti tregon se këtij lloj shfrytëzimi duhet t'i jepet vëmendja e duhur dhe prioriteti i nevojshëm, duke qenë se paraqet një potencial të jashtëzakonshëm ekonomik e social dhe me impakt minimal në pyje dhe mjedis, madje në shumë raste ky përdorm përbën një vlerë të shtuar.

Këu ndërthuret edhe politika për konservimin e florës dhe faunës dhe kthim e saj në një vlerë të shtuar për aktivitetin turistik dhe kërkimin shkencor, për shkak të pranisë së një sërë speciesh të rralla. Ndaj duhet lëvizur kahu: nga turizmi dhe "argëtimi" i shfarosjes, në turizmin dhe argëtimin e bukurisë së soditjes dhe mjedisit, duke i kushtuar vëmendje mbrojtjes së specieve në zhdukje.

**Deklarata e Politikës Nr.8**
**"PËRDORIMI PËR TURIZËM & ARGËTIM":**

***Fuqizim i përdorimit të pyjeve në turizëm, duke pasur si primar këtë lloj përdorimi që ka potencial të jashtëzakonshëm dhe me impakt minimal në mjedis. Konservim dhe kthim i florës dhe faunës në një vlerë të shtuar për aktivitetin turistik dhe kërkimin shkencor.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**8.1**Rritja e aktivitetit sportiv, argëtues, turizëm në pyje dhe parqe kombëtare, duke e kthyer në përdorimin primar të pyjeve, në kombinim me promovimin për florën dhe faunën e këtyre zonave *(speciet e rralla)* si dhe në koordinim me projektet aktuale *(të tilla si Al-tour, Natyra 2000, programi 100 fshatrat, etj.)*.

**8.2**Ndërthurja e shtyllës së turizmit në Ministri *(politika, programe, projekte, tour, paketa, takime, promovime)* me atë të pyjeve/ZM, referuar rolit të tyre në turizëm.

**8.3**AKP të përditësohet me të gjitha kontratat e qirasë të lidhura për turizëm/argëtim nga Bashkitë, të mbajë një Regjistër të Kontratave për këtë qëllim dhe të promovojë dhënien e tyre, duke unifikuar praktikat.

### *3.2.3.3. Politika Nr. 9 "Përdorimi për Prodhimet e Dyta pyjore"*

Politika mbi përdorimin e prodhimeve të dyta pyjore duhet të orientojë formalizimin dhe optimizimin e përdorimit të tyre, me synimin për të rritur maksimalisht vlerën e tyre, si dhe duke stimuluar përpunimin në vend. Gjithashtu duhet të orientohet një shpërndarje e drejtë e përfitimeve nga pyjet ndërmjet komunitetit lokal, pushtetit vendor, biznesit dhe interesit publik, kjo me qëllim garantimin e ruajtjes së ekosistemeve dhe siguruar qëndrueshmërinë e shfrytëzimit.

Aktorët e sektorit të lidhur drejtpërdrejtë me shfrytëzimin vendor të pyjeve, evidentojnë si çështje problematike praktikat aktuale me prodhimet e dyta që duhen ndryshuar, pasi komunitetet vetëm mbledhin dhe i dorëzojnë prodhimet e dyta, me mundësi të kufzuara në shtimin e vlerës së tyre, ku duhet frenuar edhe tendenca degraduese që vihet re në pyje si rezultat i mbledhjes së tyre. Ndërkohë që duhet shfrytëzuar potenciali dhe ndërthurja edhe këtu me turizmin dhe promovimin e vlerave karakteristike të prodhimeve të dyta pyjore në varësi të zonave.

**Deklarata e Politikës Nr.9**
**"PËRDORIMI PËR PRODHIMET E DYTA":**

***Formalizim dhe optimizim, duke rritur vlerën, duke stimuluar përpunimin në vend dhe shpërndarje të drejtë të përfitimeve mes komunitetit lokal, pushtetit vendor, biznesit dhe interesit publik, për ruajtjen e ekosistemeve dhe qëndrueshmërinë e shfrytëzimit.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**9.1**Formalizimi dhe orientimi i sektorit për shfrytëzimin dhe përpunimin e prodhimeve të dyta, pa rrezikur limitimin e sasisë, cilësinë e deri dhe zhdukjen e tyre.Të ardhurat e gjeneruara nga ky proces, t'i kthehen mbrapsht pyjeve duke u destinuar vetëm për këtë qëllim, me përcaktim specifik në ligj. Shfrytëzimi në bazë "fshati" mbi parimet e barazisë në lidhjen e marrëveshjeve për shfrytëzim dhe incentivat për zhvillimin e kësaj industrie *(përfshirë aplikimin për ngritje të mini-linjave të përpunimit, etj.),* dhe ku shoqatat kontribuojnë në ngritjen e kapaciteteve.
**9.2**AKP të përditësohet me të gjitha praktikat e ankandeve/kontratave (të lidhura apo në proces tenderimi) për prodhimet e dyta nga Bashkitë, të mbajë një Regjistër, të unifikojë praktikat dhe të propozojë skema që ndërthurin Bashkitë dhe komunitetin për të marrë përfitimin maksimal.
**9.3**Të ndalohet degradimi aktual nga procesi i mbledhjes pa kriter të prodhimeve të dyta, të përcaktohen praktikat, të ligjërohen ato informale, dhe të futet koncepti i detyrimit të rehabilitimit si dhe të penalizimit në rast konstatimi dëmi.*(Gjen ndërthurje me masat e detajuara për rregullimin e marrëdhënieve dhe shërbimet e trajnimit nëpërmjet shërbimit këshillimor.)*
**9.4**Të aplikohen "Certifikatat e origjinës së prodhimeve të dyta" si detyrim për çdo subjekt, që dokumenton për secilën ekonomi pyjore: sasinë, cilësinë dhe llojin që ka mbledhur *(të ndërthuret kjo me Regjistrin e lejeve/kontratave për këtë qëllim)*.

### 3.2.4. Politikat për Kujdesin &Shërbime Cilësore ndaj Pyjeve

Pyjet kanë ciklin e tyre të jetës dhe kërkojnë përkujdesje përgjatë të gjithë fazave të ktëij cikli. Nga të gjithë aktorët, janë evidentuar si çështje problematike aktuale:

- Pamjaftueshmëria e masave mbrojtëse nga zjarri dhe prerjet e paligjshme, si pasojë e diferencës midis nevojës së madhe dhe burimeve në dispozicion, është vlerësuar si ceshtja që duhet të gjejë adresim të menjëhershëm në këtë grupim.
- Rritje jo në shkallën e duhur (si pasojë e mungesës së shërbimeve dhe trajtimit të nevojshëm), shoqëruar me Investime të pakta në infrastrukturë dhe shërbime mirëmbajtjeje.

- Kontroll jo i plotë cilësie dhe kujdesi pas mbjelljes, në rastin e pyllëzimeve të reja.

Referuar politikave për kujdes dhe shërbime cilësore, përgjatë viteve të fundit rezultojnë iniciativa të qeverisë për mbrojtjen nga zjarri, ku është përmirësuar bashkëpunimi institucional në reagimin ndaj emergjencave, por edhe në masat ndaj prerjeve te paligjshme (moratoriumi i pyjeve, ashpërsimi i penalizimit, reforma territoriale e shoqëruar me decentralizimin e funksionit të manaxhimit të pyjeve). Kjo ka ndikuar në ulje të shkallës së degradimit dhe dëmtimit të pyjeve.

#### *3.2.4.1. Politika Nr. 10 "Mbrojtja e Pyjeve"*

Pavarësisht masave të ndërmarra përgjatë viteve, ende theksi nga të gjithë aktorët adresohet tek mbrojtja e pyjeve, duke u përmbledhur në një kërkesë të thjeshtë: *"Pyllin vetëm mbroje, sepse rritet vetë!"*. Në përgjigje të kësaj ftese duke konsideruar statusin e pyjeve si pasuri kombëtare, edhe reagimi duhet të jetë i fokusuar në politikën e mbrojtjes dhe forcimit të masave ndëshkuese, duke shpallur si "armikun"Nr.1 zjarrin, Nr.2 prerjet e paligjshme dhe Nr.3 dëmtuesit natyror!
Në këtë kontekst, është i nevojshëm aktualizimi i masave sinjalizuese dhe parandaluese për mbrojtjen e pyjeve nga zjarri, forcimi i masave ndëshkuese për prerjen, transportin dhe shitjen e paligjshme të lëndës drusore, si edhe sigurimi i masave mbrojtëse nga sëmundjet,dëmtuesit dhe faktorët e ndryshëm natyrorë, përfshirë mbrojtjen e mbjelljeve të reja. Kjo kërkon anagazhim dhe koordinim nga të gjithë aktorët: qeverisja qendrore, qeverisja vendore, sipërmarrja, komuniteti, shoqëria civile. Përveç strategjisë së parandalimit, optimizim duhet të garantohet edhe në kuadër të shfrytëzimit të potencialit të planifikimit dhe strukturave të emergjencave civile (përfshirë FA) në drejtim të mbrojtjes së pyjeve nga risqet.

**Deklarata e Politikës Nr.10**
**"MBROJTJA E PYJEVE":**

***Forcim i masave sinjalizuese dhe parandaluese për mbrojtjen e pyjeve nga zjarri, masave ndëshkuese për prerjen, transportin dhe shitjen e paligjshme të lëndës drusore, masat mbrojtëse nga dëmtuesit e ndryshëm natyrorë, si dhe rritje e ndërgjegjësimit të strukturave në të gjithë nvelet dhe popullsisë lokale***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**10.1**Forcimi i masave për rritjen e ndërgjegjësimit si dhe masave parandaluese dhe përmirësimi i sistemit të vrojtim/sinjalizimit dhe komunikimit në bashki, nëpërmjet shërbimit pyjor në bashki, komunitetit dhe sipërmarrjeve në zonë.*(Gjen lidhje me rregullimin e marrëdhënieve për të drejtat dhe detyrimet/kontratat e përdorimit si dhe ndërthuret me masat për dhënie rol **fshatit**, ku detyrim primar është mbrojtja si përgjegjësi e ngarkuar ose në të kundërt hiqet e drejta e përdorimit e akorduar.)*
**10.2**Masa ndërhyrëse nëpërmjet forcimit të kapaciteteve njerëzore, pajisjeve, mjeteve për mbrojtjen nga zjarri, për shërbimin pyjor dhe zonat e mbrojtura, si në bashki ashtu dhe në zyrat rajonale të AKZM. Ndërthurja me rolin e AKP me shtrirje rajonale si dhe disponueshmëria/vënia në dispozicion e të gjitha kapaciteteve të emergjencave civile nën Ministrinë e Mbrojtjes.

**10.3**Forcimi i masave penalizuese ndaj zjarrvënies, si dhe për prerjen, transportin dhe shitjen e paligjshme të lëndës drusore dhe produkteve të dyta. Ndërthuret me masën e kalimit të policimit ndaj veprave penale në pyje, me forcat e rendit (duke bërë shtrëngim të masave penalizuese). Lidhet edhe me masën rregullatore për konsiderimin si titull ekzekutiv, i zbatueshëm ligjërisht, për të marrë menjëherë mbrapsht jo vetëm vlerën e gjobave por edhe vlerën e dëmit në pyje.

#### *3.2.4.2. Politika Nr. 11 "Mirërritja e Pyjeve"*

Në lidhje me rritjen, prodhimtarinë dhe mirëmbajtjen e pyjeve, është e nevojshme ndërmarrja e politikës për rritjen me ritme të shpejta dhe e shoqëruar me ndihmesën nëpërmjet masave të duhura të trajtimit silvokulturor që lejojnë një rritje të lartë të volumit vjetor, pasi Shqipëria ka një potencial të pashfrytëzuar në këtë drejtim. Tradita ka bërë që vendi të kishte pyje me rritje të shpejtë të lëndës drusore ndaj dhe teknikat e reja duhet të bazohen në këtë traditë dhe të shoqërohen me prezantimin e llojeve/variteteve me rritje te shpejtë, por duke siguruar edhe *fidanë cilësorë të tyre*. Ndërkohë që kemi pyje të rinj që kanë nevojë për frymëmarrje dhe ndihmesë për të patur një rritje shumë më të lartë, që duke u kapitalizuar me rritjen e moshës, në një periudhë afatmesme do ofrojnë një volum drusor të gatshëm për t'u vjelë dhe në sasi të konsiderueshme. Nga ana tjetër, kjo do të mbulojë edhe kërkesën për *përdorim industrial (*duke prodhuar edhe biomasë për industrinë e peletit), si dhe duke kontribuar në uljen e konsumit dhe presionit mbi drurin.

Përkujdesja ndaj pyllit duhet të jetë në raport dhe në përputhje me strategjinë e mbarështimit, të drejtat dhe detyrimet, financimin e siguruar, funksionet e mbuluara, përfitimet e nxjerra.

Mirëmbajtja, pastrimi, infrastruktura dhe aksesi (infrastruktura si ujësjellës, elektrik, internet) duhet të jenë në masën e nevojshme për kryerjen e aktiviteteve kryesisht të lidhur me zonat e mbrojtura dhe zonat turistike, por edhe për shfrytëzim më të mirë dhe akses në pyjet e larta që kanë tejkaluar moshën dhe nuk janë shfrytëzuar për shkak të mungesës apo kostos së aksesit.

**Deklarata e Politikës Nr.11**
**"MIRËRRITJA E PYJEVE":**

***Teknika të reja të avancuara për rritje të shpejtë të lëndës drusore, shoqëruar me fidanë cilësorë dhe masa silvikulturore që lejojnë një rritje të lartë të volumit vjetor; përmirësimi i mirëmbajtjes, pastrimit dhe infrastrukturës së nevojshme në pyje, me prioritet zonat e mbrojtjes dhe ato turistike, si dhe zonat që nuk janë shfrytëzuar për shkak të aksesit dhe infrastrukturës së munguar.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**11.1**Organizimi dhe angazhimi i profesionistëve*(ekspertë, universiteti, studentë)*nga MTM/AKP, në koordinim me Bashkitë/ZM, për të përcaktuar listën e varieteteve me rritje të shpejtë dhe prodhimtari optimale të lëndës drusore*(koleksionet e kopshteve farorë, kloneve, varieteteve)*, në përputhje me biodiversitetin e zonave përkatëse dhe zhvillimin e qëndrueshëm.
**11.2** Koordinimi me fidanishtet e bashkive apo me subjektet që ofrojnë fidanët e rinj cilësor sipas listës së llojeve të reja të propozuara. Opsioni për subvencionim të fidanëve apo përfshirjen e OJF dhe donatorëve në këtë proces, si dhe ndërthurja me Programin e Mbjelljeve 2020.

**11.3** Identifikimi i zonave me potencial turizmi dhe koordinimi me projektet aktuale për përmirësimin e infrastrukturës së këtyre zonave *(koordinim me programin e 100 fshatrave/MBZHR, apo projektet e MTM në turizëm/ZM, me donatorët dhe Bashkitë përkatëse).*

### *3.2.4.3. Politika Nr. 12 "Rigjenerimi i Pyjeve"*

Në tri dekadat e fundit, pyjet janë keqshfrytëzuar duke rezultuar në sipërfaqe të tëra pyjore të djegura dhe të dëmtuara që kanë nevojë për ripërtëritje artificiale apo ripyllëzime emergjente (evidentohen sipërfaqe të tëra të djegura dhe me prerje masive të paligjshme ndër vite, apo ato të degraduara si rezultat i veprimtarive të ndryshme që kanë sjellë heqje të fondit pyjor por jo zëvendësim faktik të tij), të cilat duhet të jenë prioritet i politikës. Në rastin më të mirë, mbjelljet e reja nuk janë mirëmbajtur në kohë, duke mos sjellë efektin e pritshëm. Pyllëzimet e reja mund të aplikohen pranë zonave me risk të lartë, si dhe në ato zona(të zhveshura, të pafrytshme, etj.) ku mund të ndërthuret interesi i komunitetit dhe sipërmarrjes private, për të mbjellë lloje me rritje të shpejtë dhe që mund të përdoren për plotësimin e kërkesave të shfrytëzimit.
Inventarizimi i pyjeve do të jetë baza për të përcaktuar në nivel kombëtar ato zona që do të jënë objekt i kësaj ndërhyrje, por inputet e menjëhershme mund të vijnë edhe drejtpërdrejt nga njësitë e vetëqeverisjes vendore, ku strukturat pyjore në 61 Bashkitë e vendit lehtësisht identifikojnë zonat për pyllëzim emergjent. Gjithashtu, duhen rigjeneruar sipërfaqet e nxjerra nga fondi pyjor, duke qene se vendi ka një sipërfaqe të konsiderueshme të fondit pyjor, ndaj nuk ka arsye për të bërë pyllëzime në tokë tjetër (bujqësore, urbane, apo kullotë). Këtu duhen shfrytëzuar edhe kërkesat dhe nevojat aktuale, duke i dhënë prioritet dhe incentiva agropylltarisë, parqeve urbane, gjelbërimit rrugor dhe zonat e mbrojtuara në lumenj, rrugë nacionale dhe ato sanitare.

**Deklarata e Politikës Nr.12**
**"RIGJENERIMI I PYJEVE":**

***Ripyllëzimi i sipërfaqeve brenda fondit pyjor, me fokus zonat me dëmtime nga zjarri dhe prerjet masive, zgjerim me sipërfaqe të reja të orientuara kryesisht nga agropylltaria, gjelbërimi urban dhe rrugor, si dhe brezat sanitarë në burime ujore dhe zona sensitive.***

**Masat për jetësimin e politikës:**

**12.1**Plan kombëtar mbjelljesh (edhe përtej programit të 2020), në zonat e dëmtuara nga prerjet e paligjshme dhe në zonat e djegura brenda fondit pyjor. Aplikimi i teknikave të reja dhe duke shfrytëzuar në optimum të gjitha burimet në dispozicion (vullnetarë, shërbim pyjor, sipërmarrje, komunietet, etj.), shoqëruar me detajim në planifikim vjetor mbjelljesh dhe mirëmbajtjen e tyre.
**12.2**Pyllëzimi me specie të reja me rritje të madhe për prodhime druri, duke përdorur zonat e zhveshura, tokat e pafrytshme, etj. dhe në partneritet me individin dhe sipërmarrjen. Ekzekutimi i detyrimit të subjekteve që kanë nxjerrë sipërfaqe të tëra nga fondi pyjor si dhe zëvendësimi i detyruar i volumit të shfrytëzuar dhe mirëmbajtjes së tyre, nga firmat koncesionare apo të kontraktuara.

**12.3**Promovimi i Agropylltarisë dhe me pemë frutore, incentiva financiare apo me tokë, fidanë (drurë frutorë/AZHBR), etj. Ngritja e fidanishteve në rang bashkie dhe mirëkoordinimi në nivel qëndror i MTM/AKP edhe me MBZHR/AZHBR.
**12.4**Promovimi i gjelbërimit rrugor dhe urban, në parqet, burime ujore dhe zona sensitive, për të rritur sipërfaqen e mbuluar me pemë/gjelbërim dhe parandaluar risqet natyrore, duke shfrytëzuar kontributin e sipërmarrjeve që operojnë në këto zona si një vlerë e shtuar për aktivitetet e tyre.

## 3.3. PROGRAMI I MASAVE PËR JETËSIMIN E POLITIKAVE

### 3.3.1. *PEMA E POLITIKAVE/SISTEMI I POLITIKËS*

Sistemi i politikave të lartpërmendura dhe të detajuara nëpërmjet masave përkatëse, referuar sektorit të pyjeve, mund të konceptohen si një sistem pemë i politikave, duke u zbërthyer në këto elementë:

- **Administrimi** është elementi mbështetës (themeli) apo "rrënjët" të cilat japin zhvillimin, burimet, qëndrueshmërinë dhe ka kodin gjenetik të sektorit.
- **Organizimi** është struktura ku zhvillohet dhe ngrihet aktiviteti në sektor, aty ku lidhen dhe koordinohen të gjithë elementët e përdorimit të tij, duke na dhënë strukturën mbajtëse, rrjedhën e informacionit dhe dijes, infrastrukturën komunikuese, integrimin dhe lidhjen e aktorëve dhe përdorimeve të ndryshme.
- **Përdorimi/Shfrytëzimi** janë produktet (frutat) e sektorit të pyjeve sipas tri degëve kryesore të tij, duke patur nga inicimi (sythat), tek planet (lulet), deri tek zbatimi i tyre (lëvrimi i frutave të sektorit) për shoqërinë dhe zhvillimin e vendit. Këto fruta përdoren në mënyrë të qëndrueshme, pa dëmtuar pemën dhe pa prerë degët.
- **Kujdesi** është mjedisi mbrojtës, mirëmbajtja dhe ndihmesa që jepet për rigjenerimin e sektorit dhe pyjeve, duke i garantuar kushtet optimale që sektori i pyjeve dhe vetë pyjet, si një organizëm i gjallë, të rriten e të zhvillohen në mënyrë optimale.



### 3.3.2. PRIORITETET E POLITIKAVE

Prioritetet sipas renditjes që ka rezultuar për të 12 drejtimet politike, gjatë procesit të vlerësimit nga pjesëmarrësit në 4 workshope rajonalë të organizuara në periudhën Shtator–Tetor 2018, paraqiten në tabelën e mëposhtëme:

| NR. | POLITIKAT PRIORITARE | VLERËSIMI % |
|---|---|---|
| 1 | Politika 10 ***"Mbrojtja e Pyjeve"*** | 93.93% |
| 2 | Politika 4 ***"Sistemi organizativ"*** | 93.27% |
| 3 | Politika 7 ***"Përdorimi për industri dhe energji"*** | 93.03% |
| 4 | Politika 2 ***"Mbi rregullimin e të drejtave dhe detyrimeve"*** | 91.83% |
| 5 | Politika 1 ***"Pyjet pasuri kombëtare me kontribut në zhvillim"*** | 91.71% |
| 6 | Politika 3 ***"Mbi qëndueshmërinë financiare të sektorit të pyjeve"*** | 91.65% |
| 7 | Politika 11 ***"Mirërritja e pyjeve"*** | 91.41% |
| 8 | Politika 8 ***"Përdorimi për turizëm dhe argëtim"*** | 91.29% |
| 9 | Politika 5 ***"Sistemi i dijes dhe kapacitetet e duhura"*** | 90.99% |
| 10 | Politika 9 ***"Përdorimi për prodhimet e dyta pyjore"*** | 90.81% |
| 11 | Politika 12 ***"Rigjenerimi i pyjeve"*** | 90.51% |
| 12 | Politika 6 ***"Infrastruktura & Teknologjia"*** | 89.55% |

Siç rezulton nga vlerësimi prej aktorëve i politikave prioritare, të cilat do t'i jepnin sektorit të pyjeve rilindjen dhe orientimin e dëshiruar, rezulton se politika që ka marrë më shumë vëmendje është "Mbrojtja e pyjeve", duke theksuar edhe më shumë faktin se pyjet rigjenerojnë veten dhe rriten të shëndetshëm nëse iu sigurohet mbrojtja dhe kujdesi i duhur (*nga zjarri, prerjet e paligjshme dhe dëmtuesit natyrorë).* Politikat e tjera prioritare kanë të bëjnë me riorganizimin funksional të sektorit në të gjitha nivelet *(nga ministria deri në komunitetet vendore)*, vendosjen e një ekuilibri në përdorimin e pyjeve për energji dhe industri, shoqëruar me përcaktimin e qartë të të drejtave dhe detyrimeve të aktorëve të sektorit.

### 3.3.3. PROGRAMI I INTEGRUAR I MASAVE

Sekuencimi logjik i masave brenda çdo politike apo midis politikave të ndryshme, realizohet duke konsideruar marrëdhënien e varësisë që mund të kenë me njëra-tjetrën (nëse mund të fillojnë njëkohësisht, apo nëse një masë duhet të fillojë me përfundimin e tjetrës, nëse janë të lidhura duke filluar dhe përfunduar njëkohësisht, apo edhe nëse janë të lidhura që vetëm të përfundojnë njëkohësisht pavarësisht se kur kanë nisur, si dhe të tjera kombinime të ndryshme). Psh. Duhet të miratohet ligji dhe pastaj të bëhen aktet nënligjore për dhënien e të drejtave apo licencimin; Duhet të bëhet plani i zhvillimit dhe pastaj modelet e planeve të mbarështimit; apo masat për forcimin e penaliteteve janë njëkohësisht me hartimin e ligjit, etj. Programi i masave merr në konsideratë shtrirjen në kohë të tyre dhe i integron masat sipas prioritetit dhe sekuencimit logjik, përfshirë kohëzgjatjen e nevojshme për realizimin e secilës prej tyre.



| | WBS | Task Name | Start | Finish |
|---|---|---|---|---|
| 1 | 1 | DOKUMENTI I POLITIKAVE PER PYJET | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 2 | 1.1 | Politikat për Mirëadministrimin e Pyjeve | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 3 | 1.1.1 | Politika Nr. 1 "Pyjet, Pasuri Kombëtare & me Kontribut në Zhvillim" | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 4 | 1.1.1.1 | Masa 1: Statusi "Pasuri Kombëtare", fushatë edukimi & ndërgjegjësimi | Mon 10/12/18 | Tue 31/03/20 |
| 5 | 1.1.1.2 | Masa 2: Plan Zhvillimi i Integruar (model tip plan mbarështimi) | Mon 31/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 6 | 1.1.1.3 | Masa 3: Hartimi i Planeve të Mbarështimit/Zhvillimit | Mon 07/01/19 | Thu 31/12/20 |
| 7 | 1.1.2 | Politika Nr. 2 "Rregullimi i të drejtave & detyrimeve" | Mon 10/12/18 | Mon 07/02/22 |
| 8 | 1.1.2.1 | Masa 4: Ligji i ri kuadër & akte nënligjore | Mon 10/12/18 | Tue 07/01/20 |
| 9 | 1.1.2.2 | Masa 5: Rregjistrim fillestar Fondi Pyjor Bashkiak & ZM | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/19 |
| 10 | 1.1.2.3 | Masa 6: Të drejta përdorimi vetjak për komunitetet | Wed 08/01/20 | Mon 07/02/22 |
| 11 | 1.1.3 | Politika Nr. 3 "Qëndrueshmëria Financiare e sektorit të pyjeve" | Mon 07/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 12 | 1.1.3.1 | Masa 7: Rritje financimi sipas kontributit të pyjeve në buxhet & arkëtimi nga formalizimi | Wed 08/01/20 | Tue 31/12/30 |
| 13 | 1.1.3.2 | Masa 8: Ngritja e fondit të pyllëzimit nga pagesat e dëmtuesve & të ardhura të tjera | Wed 08/01/20 | Tue 31/12/30 |
| 14 | 1.1.3.3 | Masa 9: Tërheqja e fondeve të donatorëve (instrument rajonal ballkanik) | Mon 07/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 15 | 1.2 | Politikat për Mirëfunksionimin Institucional të Pyjeve | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 16 | 1.2.1 | Politika Nr. 4 "Sistemi Organizativ" | Mon 10/12/18 | Thu 04/02/21 |
| 17 | 1.2.1.1 | Masa 10: Ngritja e KKP dhe AKP | Mon 10/12/18 | Fri 05/04/19 |
| 18 | 1.2.1.2 | Masa 11: Kalimi i funksionit të inspektimit tek NjVV/AKZM | Mon 08/07/19 | Tue 07/01/20 |
| 19 | 1.2.1.3 | Masa 12: Dhënia rol "fshatit" në qeverisjen e pyjeve | Wed 08/01/20 | Thu 04/02/21 |
| 20 | 1.2.2 | Politika Nr. 5 "Sistemi i Dijes & Kapacitetet e duhura" | Mon 07/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 21 | 1.2.2.1 | Masa 13: Kërkimi i aplikuar dhe novator & shtrirje ballkanike | Mon 07/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 22 | 1.2.2.2 | Masa 14: Ngritje kapacitetesh të studentëve & administratës publike/model shkolle | Mon 02/09/19 | Tue 31/12/30 |
| 23 | 1.2.2.3 | Masa 15: Motivim financiar (paga, shpërblime) & ripozicionim roli të inxhinierit pyjor | Wed 01/01/20 | Mon 05/07/21 |
| 24 | 1.2.2.4 | Masa 16: Shërbim këshillimor efikas për përdoruesit (varësia dyfishe) | Mon 02/09/19 | Mon 31/08/20 |
| 25 | 1.2.3 | Politika Nr. 6 "Infrastrukturë dhe Teknologji" | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/30 |
| 26 | 1.2.3.1 | Masa 17: Ngritja e sistemit të integruar & funksional të informacionit (ALFIS) | Mon 10/12/18 | Tue 31/12/19 |
| 27 | 1.2.3.2 | Masa 18: Inventarizimi Kombëtar i Pyjeve & garantim përditësimi në vazhdim | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 28 | 1.2.3.3 | Masa 19: Monitorimi i pyjeve me teknologji bashkëkohore & opsion kontraktimi nga privatët | Wed 08/01/20 | Tue 31/12/30 |
| 29 | 1.3 | Politikat për Manaxhim, Përdorim & Shfrytëzim të Qëndrueshëm të Pyjeve | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 30 | 1.3.1 | Politika Nr. 7 "Përdorimi për Energji dhe Industri" | Mon 03/06/19 | Thu 31/12/20 |
| 31 | 1.3.1.1 | Masa 20: Mospërdorim i druve të zjarrit nga institucionet (mbështetur nga shteti) & bizneset | Mon 03/06/19 | Wed 30/09/20 |
| 32 | 1.3.1.2 | Masa 21: Ulje TVSH importi të lëndës drusore & heqje barrierash importi të nënprodukteve | Mon 03/06/19 | Tue 31/12/19 |
| 33 | 1.3.1.3 | Masa 22: Mundësi nxjerrje e biomase për pelet nga rrallimet pyjore | Mon 01/07/19 | Thu 31/12/20 |
| 34 | 1.3.1.4 | Masa 23: Rritje vëllimi të shfrytëzimit me disa opsione & evitim paligjshmërie në prerje | Mon 01/07/19 | Thu 31/12/20 |
| 35 | 1.3.2 | Politika Nr. 8 "Përdorimi për Turizëm dhe Argëtim" | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 36 | 1.3.2.1 | Masa 24: Rritje aktiviteti argëtues/turistik, promovim i florës/faunës & koordinim me projektet aktuale | Tue 01/01/19 | Thu 31/12/20 |



| | WBS | Task Name | Start | Finish |
|---|---|---|---|---|
| 37 | 1.3.2.2 | Masa 25: Nderthurja e shtyles se turizmit ne MTM me Pyjet/ZM | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/19 |
| 38 | 1.3.2.3 | Masa 26: Perditesim & unifikim i praktikave te kontratave te cira/perdorim | Fri 01/03/19 | Tue 31/12/30 |
| 39 | 1.3.3 | Politika Nr. 9 "Përdorimi për Prodhimet e Dyta pyjore" | Fri 01/03/19 | Tue 31/12/30 |
| 40 | 1.3.3.1 | Masa 27: Optimizimi i shfrytëzim/përpunimit të qëndrueshëm të prodhimeve të dyta (të ardhurat, roli i fshatit, incentiva, këshillim) | Mon 02/09/19 | Thu 31/12/20 |
| 41 | 1.3.3.2 | Masa 28: Perditesim & unifikim i praktikave te ankandeve/kontratave per prodhimet e dyta | Fri 01/03/19 | Tue 31/12/30 |
| 42 | 1.3.3.3 | Masa 29: Praktika etikase per mbledhjen & formalizimin, detyrimi per rehabilim ose penalizim | Wed 08/01/20 | Thu 04/02/21 |
| 43 | 1.3.3.4 | Masa 30: Certifikatat e origjinës për prodhimet e dyta & dokumentim, raportim (sasi/lloj) | Wed 08/01/20 | Fri 07/01/22 |
| 44 | 1.4 | Politikat për Kujdesin & Shërbime Cilësore ndaj Pyjeve | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 45 | 1.4.1 | Politika Nr. 10 "Mbrojtja e Pyjeve" | Tue 01/01/19 | Thu 05/08/21 |
| 46 | 1.4.1.1 | Masa 31. Forcim masat parandaluese, sistem vrojtimi/sinjalizimi/komunikimi në bashki, me komunitetin & subjektet ne zone | Mon 08/07/19 | Thu 05/08/21 |
| 47 | 1.4.1.2 | Masa 32: Forcim kapacitetesh mbrojtjeje nga zjarri në bashki/ZM, roli i emergjencave civile | Mon 08/07/19 | Thu 05/08/21 |
| 48 | 1.4.1.3 | Masa 33. Forcim i masave penalizuese ndaj paligjshmërisë (zjarrvënie, prerje/ transport/shitje e paligjshme lënde drusore) | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/19 |
| 49 | 1.4.2 | Politika Nr. 11 "Mirërritja e Pyjeve" | Tue 01/01/19 | Thu 31/12/20 |
| 50 | 1.4.2.1 | Masa 34: Angazhim i profesionistëve nga MTM/AKP (në koordinim me Bashkitë/ZM) për listën e varieteteve optimale | Tue 01/01/19 | Thu 31/12/20 |
| 51 | 1.4.2.2 | Masa 35: Koordinim me fidanishtet e bashkive/subjekteve për llojet e reja & Programin e Mbjelljeve | Tue 01/01/19 | Thu 31/12/20 |
| 52 | 1.4.2.3 | Masa 36: Identifikim zonash me potencial turistik & projektet aktuale për përmirësim infrastrukture | Tue 01/01/19 | Thu 31/12/20 |
| 53 | 1.4.3 | Politika Nr. 12 "Rigjenerimi i Pyjeve" | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 54 | 1.4.3.1 | Masa 37: Plan kombëtar mbjelljesh në zonat e dëmtuara, me teknika të reja & mirëmbajtje | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 55 | 1.4.3.2 | Masa 38. Pyllëzim me specie të reja në zonat e zhveshura/tokat e pafrytshme, ekzekutim detyrimesh nga heqjet e fondit pyjor | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 56 | 1.4.3.3 | Masa 39: Promovim/incentiva i Agropylltarisë & me pemë frutore, me fidanishte bashkiake & MBZHR | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |
| 57 | 1.4.3.4 | Masa 40: Promovim i gjelbërimit specifik & angazhim i subjekteve lokale | Tue 01/01/19 | Tue 31/12/30 |

### 3.3.4. REALIZUESHMËRIA E MASAVE

Për të gjykuar mbi realizueshmërinë e politikave dhe prioritetin, është realizuar një fizibilitet i përgjithshëm *(i ulët, i mesëm, i lartë)* për çdo Politikë/Masë, duke vlerësuar përfitimin apo ndikimin e secilës masë të politikave përkatëse, ndikimin e mundshëm financiar *(burimet, financat, koston e nevojshme)*, duke vlerësuar mundësinë praktike për t'u realizuar dhe natyrisht përkundrejt efektit kohor *(sipas programimit të detajuar në tabelën më sipër)*, përfshirë elementë të tjerë që duhet të mbahen në konsideratë për secilën masë të përcaktuar me qëllim jetësimin e politikave të pyjeve në Shqipëri. Ky vlerësim i përgjithshëm fizibiliteti, paraqitet në tabelën e mëposhtëme.

| SYNIMI | 12 POLITIKAT | 40 MASAT | KOSTO | PËRFITIMI | REALIZUESHMËRIA | PRIORITETI | ARSYETIMI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| I- POLITIKAT PËR MIRËADMINISTRIMIN E PYJEVE | 1. Pyjet, Pasuri Kombëtare & me Kontribut në Zhvillim | **Masa 1:** Statusi "Pasuri Kombëtare", fushatë edukimi dhe ndërgjegjësimi | E moderuar | Mesatar | Shumë e lehtë | I lartë | Me miratimin e Statusit i jepet prioritet pyjeve, duke i pozicionuar si çështje të axhendës politike dhe nuk ka kosto të konsiderueshme, ku realizueshmëria është e shumë e lehtë pë statusin pasi miratohet drejtpërdrejt me ligjin e ri sipas masës 4. Ndërsa për fushatën ndërgjegjësuese impakti është i lartë sepse ndërgjegjësimi i aktorëve sjell përmirësim të situatës së pyjeve, kosto nuk është e konsiderueshme pasi mund të ndërthuret si komponent me projektet e tjera (psh. "Mbjellje 2020"), kjo e bën këtë masë shumë të realizueshme. PBA parashikon për ZM gjatë 2019-2021, buxhet për realizimin e orëve mësimore në shkollat 9 vjeçare dhe organizime takimesh me aktorët lokal. Fokus duhet edhe në sensibilizimin dhe ndërgjegjësimin e balancës gjinore në të drejta dhe përdorim. |
| | | **Masa 2:** Plan Zhvillimi i Integruar | Mesatare | I lartë | Mesatare | Mesatar | Përfitimi është i lartë, pasi aktualisht nuk ka një plan zhvillimi të integruar për pyjet dhe modeli tip i planit të mbarështimit do të zgjidhte ngërçin emergjent të mungesës së tyre për ekonomitë pyjore, shoqërohet me kosto normale për hartimin e një plani të tillë të integruar. Realizueshmëria e planit tip është e lidhur me miratimin e përcaktimeve bazë kuadër. |
| | | **Masa 3:** Hartimi i Planeve të Mbarështimit | E lartë | I lartë | Mesatare | I moderuar | Hartimi i planeve shoqërohet me kosto të larta, por të cilat mund të minimizohen me planin tip, ndërkohë që në PBA janë përfshirë fonde për këtë qëllim edhe në 2019 *(planet e menaxhimit të ZM parashikohen të jenë në 90% deri në 2021 sipas PBA)*. Por përfitimi prej tyre është shumë i lartë pë zhvillimin e duhur të ekonomive pyjore. |
| | 2. Rregullimi i të drejtave & detyrimeve | **Masa 4:** Ligj i ri kuadër & aktet nënligjore | E moderuar | I lartë | E lehtë | I lartë | Ndikimi është i lartë pasi shumica e çështjeve në sektor lidhen me aspektin rregullator, miratimi i të cilave i hap rrugë zbatimit të politikave të reja. Meqenëse Sida mbulon kostot e ligjit të ri, duhen konsideruar vetëm kostot për aktet nënligjore. Realizueshmëria është e lehtë pasi ligji pritet të miratohet në 6-mujorin e parë 2019 dhe aktet nënligjore brenda vitit. |
| | | **Masa 5:** Rregjistrim fillestar Fondi Pyjor Bashkiak & ZM | E lartë | Mesatar | E vështirë | I moderuar | Përfitimi është mesatar pasi do të kemi përfundimisht regjistrimin fillestar të Fondit Pyjor të rregjistruar në regjistrat e pronës, ndërmjet NjVV dhe ZM *(që parashikohen të jenë 15% deri në fund të 2021 sipas PBA)*. Ky është një projekt në vazhdim, kostot e të cilit mbulohen nga Sida dhe BB, dhe në PBA është e shënë deri në 2019. |
| | | **Masa 6:** Të drejta përdorimi vetjak për komunitetet | E moderuar | I lartë | Mesatare | Mesatar | Kjo masë i jep zgjidhje jo vetëm mbulimit të nevojave të komuniteteve, por i shërben mbrojtjes dhe kujdesit për pyjet në zonat rreth fshatrave, nëpërmjet përcaktimit të drejtave dhe përgjegjësive. Duhen konsideruar kostot e procesit që do të aplikohen në çdo NjVV *(ndërkohë në PBA parashikohen për 2019 kostot mbi zbatimin e Planit gjinor të veprimit)*, dhe për ngritjen e kapaciteteve. Realizimi lidhet me miratimin e ligjit dhe akteve nënligjore, si dhe me koordinim/unifikim procesi në çdo NjVV. |
| | 3. Qëndrueshmëri Financiare të sektorit të pyjeve | **Masa 7:** Rritje financimi sipas kontributit të pyjeve në buxhet & arkëtimi nga formalizimi | E ulët | Shumë i lartë | Mesatare | I lartë | Ndikimi është i shumë lartë pasi sektori ka nevojë për financim sipas politikave të reja për pyjet, por kjo sjell ndryshim në mënyrën e shpërndarjes së buxhetit aktual. Realizueshmëria është e lidhur jo vetëm me miratimin e përcaktimeve ligjore në Masën 4 dhe të qëndrimit të MFE apo me unifikimin e buxheteve vendore, por edhe me mbledhjen e të ardhurave nga formalizimi që është një proces kompleks. |
| | | **Masa 8:** Ngritja e fondit të pyllëzimit nga pagesat e dëmtuesve & të ardhura të tjera | E moderuar | I lartë | E vështirë | I moderuar | Heqjet nga Fondi Pyjor prej subjekteve janë në sipërfaqe të vogël, por ka trend rritës për dhënien me qira/përdorim. Krijimi i Fondit të Pyllëzimit është instrument i duhur për arkëtimin e unifikuar dhe që kthehet mbrapsht në pyje, duke garantuar rehabilitimin dhe mirëmbajtjen e tyre. Realizueshmëria është e lidhur jo vetëm me miratimin e përcaktimeve ligjore në Masën 4, por edhe me qëndrimin e MFE, ashtu si edhe në masën 7. Duhet konsideruar dhe unifikimi me NjVV dhe buxhetet e tyre. |
| | | **Masa 9:** Tërheqja e fondeve të donatorëve *(instrument rajonal ballkanik)* | E ulët | Shumë i lartë | E vështirë | Mesatar | Tërheqja e fondeve të tilla sjell përfitim të jashtëzakonshëm për pyjet në kontekst rajonal dhe kombëtar, duke hapur potenciale të shumta. Duhet konsideruar koordinimi rajonal dhe përgatitja e projekteve të përbashkëta, si dhe kohëzgjatja e procesit të aplikimeve të tilla. |
| II- POLITIKAT PËR MIRËFUNKSIONIMIN INSTITUCIONAL | 4. Sistemi Organizativ | **Masa 10:** Ngritja e KKP dhe AKP | E ulët | Shumë i lartë | Mesatare | I lartë | Përfitimi është i shumë i lartë duke qenë se AKP do të plotësojë mungesën e një strukture të tillë për vitet e fundit, si një nevojë e aktorëve të sektorit ndërkohë që funksionimi i KKP do t'i kthejë rëndësinë e duhur pyjeve nga vendimmarrjeve përkatëse. Nuk parashikohen kosto ose ato do të jenë minimale në ngritjen e këtyre 2 strukturave, duke qenë se Agjencia do të marrë burimet aktuale që mbulojnë pyjet *(ngo AKM dhe ISHMPUT)*. Realizueshmëria është mesatare duke qenë se akti i krijimit me VKM është në proces konsultimi /miratimi. |
| | | **Masa 11:** Kalimi i funksionit të inspektimit tek NjVV/AKZM | E ulët | Mesatar | E lehtë | Mesatar | Ndikimi është mesatar pasi inspektimi aktual nuk është efikas dhe ky kalim funksioni pranë bashkive do t'i jepte zgjidhje paligjshmërisë në pyje. Nuk shoqërohet me kosto (përveç atyre që lidhen me procesin) dhe pas ndryshimeve rregullatore në masën 4, është menjëherë i realizueshëm. |
| | | **Masa 12:** Dhënia rol "fshatit" në qeverisjen e pyjeve | E moderuar | I lartë | Mesatare | Mesatar | Ndikimi do të jetë i lartë duke qenë se të gjithë aktorët orientojnë mbi rolin e komuniteteve në situatën e pyjeve, më pranë të cilave është njësia e fshatit *(Kryetari i fshatit+ kryesia)*. Ndërthuret edhe me shumë masa të tjera *(mbi të drejtat/detyrimet e komuniteteve në masën 6, incentivat e ndryshme, etj.)*. Shoqërohet me kosto minimale dhe është e realizueshme pasi do të miratohet dpd me miratimin e kuadrit rregullator në masën 4, por kërkon unifikim/modele të praktikave në NjVV *(këtu mund të kontribuojnë OJF)*. |
| | 5. Sistemi i Dijes & Kapacitetet e duhura | **Masa 13:** Kërkimi i aplikuar dhe novator & shtrirje ballkanike | Mesatare | I ulët | E vështirë | I ulët | Duke konsideruar që kërkimi (rrjedhimisht edhe përfitimi) shtrihet në kohë dhe kërkon kapacitete, janë vlerësuar mesatarisht kostot dhe realizueshmëria e kësaj mase e vështirë deri diku, ndërkohë që kemi një funksionim aktual të Këshillit të Profesionistëve nga Ministri i MTM dhe që duhet konsoliduar në të ardhmen. |
| | | **Masa 14:** Ngritje kapacitetesh të studentëve & administratës publike | Mesatare | Mesatar | Mesatare | Mesatar | Përfitueshmëria nga ngritja e kapaciteteve të administratës aktuale dhe profesionistëve të ardhshëm, do ketë një ndikim pozitiv në sektor dhe do të garantojë zbatimin e duhur të politikave dhe masave përkatëse. Është normale që ky proces të shoqërohet me kostot përkatëse, por unifikimi i tyre nën idenë e një shkolle do të optimizojë kostot dhe përfitueshmërinë, por duhet analizuar realizueshmëria e ngritjes së saj. |
| | | **Masa 15:** Motivim financiar *(paga, shpërblime)* & ripozicionimi i rolit të inxhinierit pyjor | E lartë | Mesatar | E vështirë | I moderuar | Motivimi i burimeve njerëzore do ketë një impakt pozitiv në sektor referuar situatës aktuale, ashtu edhe integritetit të tyre në drejtim të rolit të ekspertëve të pyjeve, sot dhe për të ardhmen. Por rishikimi i sistemit të pagave ka impakt në kosto dhe duhet konsideruar në raport me miratimin e masave të tjera *(masa 7 & 8 mbi kontributin në buxhet/mbi fondet e pyjeve)*, ndaj dhe realizueshmëria është vendosur e vështirë. Ndërsa pozicionimi i inxhinierit të pyjeve do bëhet dpd me masën rregullatore nr.4. |
| | | **Masa 16:** Shërbim këshillimor efikas për përdoruesit | Mesatare | Mesatar | Mesatare | Mesatar | Përfitueshmëria nga shërbimi këshillimor është mesatare nëse garantohet shtrirja në territor, e cila mund të optimizojë kostot e procesit dhe të mos fryjë strukturat. Realizueshmëria lidhet me masën rregullatore nr.4 por edhe me koordinimin e duhur ndërmjet AKP/NjVV/ZM. |
| | 6. Infrastrukturë & Teknologji | **Masa 17:** Ngritja e sistemit të integruar dhe funksional të informacionit (ALFIS) | Mesatare | Shumë i lartë | E lehtë | I lartë | Përfitimi është shumë i lartë pasi është sistemi që i ka munguar sektorit dhe prej të cilit burojnë shumë paqartësi dhe pasaktësi, që ndërthuret më tej me vendimmarrjen e duhur apo politikëbërjen. Projekti ka kosto dhe është i parashikuar në PBA deri në 2019, por mbulohet nga BB dhe Sida, ndaj edhe realizueshmëria e projektit është e sigurt. Por ka kosto për mbushjen me të dhëna të sistemit dhe mirëmbajtjen në mënyrë të vazhdueshme. |
| | | **Masa 18:** Inventarizimi Kombëtar i Pyjeve & garantim përditësimi në vazhdim | E lartë | Shumë i lartë | Mesatare | I lartë | Ka përfitim shumë të lartë pasi saktëson situatën aktuale të pyjeve dhe bën që politikat dhe vendimmarrjet të mbështeten në realitet, kostot e të cilit janë parashikuar në PBA edhe për 2019. Ndërkohë që duhet gjykuar mbi realizueshmërinë në të ardhmen, të përditësimit të vazhdueshëm të inventarit. |
| | | **Masa 19:** Monitorimi i pyjeve me teknologji bashkëkohore & opsion kontraktimi nga privatët | E lartë | I lartë | Mesatare | Mesatar | Shtrirja e pyjeve dhe në zona të paaksesueshme, e bën të vështirë monitorimin e tyre, ndaj duhen konsideruar metodat bashkëkohore, aplikimi i të cilave sjell përfitim të lartë dpd në pyje. Duke qenë se shoqërohet me kosto të lartë, për ta bërë fizibël duhen parë opsionet outsource nëpërmjet kontraktimit pranë sektorit privat *(vendas apo të huaj)*, si edhe bashkëpunimit rajonal në këtë drejtim. |
| III- MANAXHIM, PËRDORIM, SHFRYTËZIM TË QËNDRUESHËM | 7. Përdorimi për Energji & Industri | **Masa 20:** Mospërdorim i druve të zjarrit nga institucionet *(mbështetur nga shteti)* & nga bizneset | E moderuar | Mesatar | E lehtë | Mesatar | Duke qenë se përfaqësojnë vetëm 2 kategori të përdoruesve, përfitimi është konsideruar mesatar, por që kontribon në sektor *(lidhet edhe me të gjitha institucionet arsimore të NjVV por edhe ato spitalore)*. Pas vlerësimit, kostot e mundshme duhet të mbulohen nga buxheti i shtetit për institucionet që detyrimisht duhet t'i drejtohen metodave alternative pë plotësimin e nevojave të tyre, ndaj dhe realizueshmëria është përcaktuar e lehtë. |
| | | **Masa 21:** Ulje TVSH importi të lëndës drusore & heqje barrierash importi të nënprodukteve | Mesatare | Shumë i lartë | E lehtë | I lartë | Kjo masë ka një përfitim të jashtëzakonshëm për pyjet e Shqipërisë pasi mund të frenojë degradimin duke plotësuar nevojën aktuale që ka çuar në mbishfrytëzim të pyjeve dhe paligjshmërinë në sektor. Ndaj pavarësisht kostove, duhet shtyrë fort në realizueshmërinë e kësaj mase *(aplikuar edhe në sektorë të tjerë në Shqipëri)*. |
| | | **Masa 22:** Mundësi nxjerrje biomase për pelet nga rrallimet pyjore | E ulët | I moderuar | E lehtë | Mesatar | Përfitimi është i moderuar duke qenë se kjo masë mbulon kërkesën për një kategori të caktuar, por duke realizuar njëkohësisht edhe përkujdesjen në zhvillimin e duhur të pyjeve nëpërmjet rralllimeve. Kostot janë të ulta dhe mund të lidhen vetëm me ato të procesit për dhënien e së drejtës për këtë lloj ndërhyrje në pyje, ndërkohë që është e realizueshme si masë, por duhen evidentuar zonat dhe bërë planifikimi i duhur. |
| | | **Masa 23:** Rritje vëllimi të shfrytëzimit me disa opsione & evitimi i paligjshmërisë në prerje | E ulët | I lartë | Mesatare | I lartë | Përfitimi është i lartë pasi i jep zgjidhje adresimit të duhur të presionit aktual mbi pyje, duke përcaktuar opsionet e ndryshme dhe në përputhje me zonat e caktuara, duke plotësuar nevojat dhe kërkesat për lëndë drusore dhe dru zjarri. Kostot është e ulët dhe mund të lidhen vetëm me ato të procesit, veçanërisht në drejtim të orientimit të fluksit në shinat e ligjshmërisë të çdo veprimtarie në pyje, por edhe penalizimin e kundërvajtësve dhe atyre që dëmtojnë pyjet. Pikërisht tek përmasat e paligjshmërisë aktuale qëndron edhe vështirësia në realizim, ku duhen gjetur opsione që stimulojnë formalizimin dhe që përshtaten me karakteristikat e çdo zone. |
| | 8. Përdorimi për Turizëm & Argëtim | **Masa 24:** Rritje aktiviteti argëtues/turistik, promovim i florës/faunës & koordinim me projektet aktuale | E ulët | I lartë | Mesatare | I lartë | Ndikimi i kësaj mase mund të kthejë vëmendjen e duhur drejt pyjeve, të ndërgjegjësojë mbi potencialin e tyre dhe të stimulojë jo vetëm mbrojtjen por edhe zhvillimin e pyjeve. Duke u ndërthurur me projekte të tjera aktuale për zhvillimin e turizmit, për zonat rurale, mjedisin, etj. kjo masë nuk paraqet me kosto ose ato do të jenë minimale në drejtim të ofrimit të infrastrukturës së duhur në këto zona. Kërkon koordinim jo vetëm brenda MTM, por edhe me Ministritë e tjera MBZHR, si dhe NjVV, ku për këto të fundit duhen orientuar, unifikuar dhe optimizuar praktikat e dhënieve të ekonomive pyjore me këtë destinacion përdorimi. |
| | | **Masa 25:** Ndërthurja e shtyllës së turizmit në MTM me Pyjet/ZM | E ulët | Mesatar | E lehtë | I lartë | Lidhet edhe me masën 24, duke nisur ndërgjegjësimin që brenda vetë MTM, për të pasur një planifikim të integruar të pyjeve së bashku me sektorin e turizmit apo me Zonat e Mbrojtura, në mënyrë që të arrihet përfitueshmëria maksimale. Nuk shoqërohet me kosto, dhe është plotësisht i realizueshëm nga MTM dhe agjencitë e saj të varësisë. |
| | | **Masa 26:** Përditësim & unifikim i praktikave të kontratave për qira/përdorim | E ulët | I moderuar | Mesatare | Mesatar | Ndikimi i kësaj mase unifikon dhe optimizon praktikat e viteve të fundit në NjVV *(veçanërisht kontraktimet afatgjata)*, për të pasur një pasqyrë të situatës së menaxhimit të pyjeve në rang kombëtar që nuk ndikon negativisht në gjendjen e pyjeve në tërësi dhe merr mbrapsht maksimumin prej tyre. Parashikohen vetëm kosto minimale të procesit dhe koordinimit me NjVV. Ndërthuret me ngritjen e AKP dhe koordinimin respektiv me NjVV. |
| | 9. Përdorimi për Prodhimet e Dyta pyjore | **Masa 27:** Optimizimi i shfrytëzim/përpunimit të qëndrueshëm të prodhimeve të dyta *(të ardhurat, roli i fshatit, incentiva, këshillim)* | Mesatare | Shumë i lartë | Mesatare | I lartë | Potenciali që vjen nga kjo masë është shumë i lartë dhe pranohet nga aktorët që në situatën aktuale të shfrytëzimit/mbledhjes së tyre nuk merret vlera e duhur dhe po dëmtohen ndërkohë, duke sjellë pasiguri për të ardhmen e tyre. Duke qenë se përfitimi është i lartë, sugjerohet edhe aplikimi i incentivave në ndihmë të komuniteteve të zonave pavarësisht kostove. Realizimi kërkon edhe ndërthurjen e NjVV, fshatit, komuniteteve, subjekteve, por edhe OJF |
| | | **Masa 28:** Përditësim & unifikim i praktikave të ankandeve/kontratave për prodhimet e dyta | E ulët | I moderuar | Mesatare | I moderuar | Duhen analizuar praktikat aktuale përgjatë të gjithë procesit të tyre *(lidhet edhe me masën rregullatore 4 dhe masën 6)*, në mënyrë që të bëhet rishikimi i duhur dhe të bëjen procedurat jo fizibël, por edhe të stimulohet pjesëmarrja e komuniteteve në formalizim/ ligjërim të aktivitetit të tyre. Nuk parashikohen kosto nga AKP *(si aktivitet i pronës së saj)*, dhe realizimi kërkon koordinim me NjVV, ZM dhe komunitetet por edhe subjektet. |
| | | **Masa 29:** Praktika efikase për mbledhjen & formalizimin, detyrimi për rehabilim ose penalizim | E moderuar | I lartë | E vështirë | I moderuar | Për shkak të trendit drejt degradimit, pranohet nga aktorët që në situatën aktuale duhet vepruar menjëherë për të garantuar shfrytëzimin/mbledhjen e duhur të tyre *(jo si përveç dëmtimit, po rrezikohet zhdukja e llojeve të caktuara)*. Ndaj sugjerohet formalizimi i praktikave & monitorimi i zbatimit të tyre, ku në rast dëmtimi, duhet të detyrohen të bëjnë rehabilitim dhe të penalizohen kundërvajtësit. Kostot janë minimale dhe mund të lidhen vetëm me procesin. Ndërsa realizimi kërkon koordinim në nivel kombëtar për efekt të përcaktimit të praktikave të duhura dhe domosdoshmërisht menaxhimin e duhur nga NjVV/ZM. Lidhet me masën rregullatore nr.4, nr.6 dhe nr.16. |
| | | **Masa 30:** Certifikatat e origjinës për prodhimet e dyta & dokumentim/raportim *(sasi & lloj)* | E moderuar | Mesatar | Mesatare | Mesatar | Aplikimi i certifikatit të origjinës së prodhimeve të dyta pyjore, do të ishte mekanizmi i duhur që do të siguronte jo vetëm formalizimin e praktikave, por edhe marrjen e vlerës optimale prej tyre. Kërkon kostot e procesit të certifikimit, mbajtjes dhe monitorimit/inspektimit të ekzekutimit të duhur të tij, dhe duhet ndërthurur me regjistrimet e të gjithë cikël të prodhimeve të dyta *(sipas masës 28)*, në koordinim me NjVV, komunitetet, subjektet, etj. |
| IV- POLITIKAT PËR KUJDESIN & SHËRBIME CILËSORE | 10. Mbrojtja e Pyjeve | **Masa 31:** Forcim masat parandaluese, sistem vrojtimi/sinjalizimi/komunikimi në bashki, me komunitetin & subjektet në zonë | E moderuar | I lartë | E lehtë | Shumë i lartë | Përfitim në mbrojtjen e pyjeve është maksimal nga përfshirja e komuniteteve rurale dhe subjekteve të zonave. PBA parashikon për ZM, gjatë 2019-2021, buxhet për realizimin e Raporteve të monitorimit në ZM, buxhet minimal për Sistemin Elektronik të Vrojtimit të Pyjeve, si dhe për Pashaportat Dixhitale. Realizueshmëria lidhet me masën rregullatore 4, me masën 6 dhe masën 12 mbi rolin e fshatit në NjVV. |
| | | **Masa 32:** Forcim kapacitetesh mbrojtjeje nga zjarri në bashki/ZM, roli i emergjencave civile | Mesatare | I lartë | Mesatare | I lartë | Përfitim është i lartë nga çdo masë që shërben për mbrojtjen reale të pyjeve. Duhen konsideruar kostot për ngritjen e kapaciteteve dhe pajisjen me infrastrukturën e nevojshme, por këtu duhen shfrytëzuar edhe kapacitetet e emergjencave civile nën Ministrinë e Mbrojtjes. |
| | | **Masa 33:** Forcim i masave penalizuese ndaj paligjshmërisë *(zjarrvënie, prerje/ transport/shitje e paligjshme lënde drusore)* | E moderuar | I lartë | Mesatare | Mesatar | Në këtë aspekt është vepruar edhe gjatë viteve të kaluara, dhe bashkë me moratoriumin në pyje kanë pasur ndikim pozitiv në uljen e paligjshmërisë. Por përcaktimet penalizuese duhen shtrirë përgjatë të gjitha proceseve të paligjshme (ciklit), të cilat lidhen me masën 4 rregullatore por mund të zgjerohen edhe më tepër në kohë nëse do të shoqërohen me ndryshime në Kodin Penal. PBA parashikon gjatë 2019-2021, si çdo vit buxhetin fiks vjetor për inspektime në të gjitha subjektet që ushtrojnë aktivitet ekonomik në fondin pyjor, që lidhen me kostot e procesit. |
| | 11. Mirërritja e Pyjeve | **Masa 34:** Angazhim i profesionistëve nga MTM/AKP *(në koordinim me Bashkitë/ZM)* për listën e varieteteve optimale | E ulët | I moderuar | E lehtë | Mesatar | Lista e varieteteve të duhura që i përshtaten çdo zone, do të jetë çelësi i suksesit për të ardhmen e afërt. Mund të ketë kosto minimale për angazhim konsulence apo të procesit, por mund të mbulohet edhe nga projekte të OJF. Realizueshmëria është e lartë pasi ekziston dëshira dhe vullneti pozitiv nga profesionistët e sektorit në çdo nivel. |
| | | **Masa 35:** Koordinim me fidanishtet e bashkive/ subjekteve për llojet e reja & Programin e Mbjelljeve | E moderuar | I moderuar | Mesatare | I moderuar | Kjo masë mundëson zbatimin në terren të listës së varieteteve në masën 34. Kostot janë minimale dhe aktualisht janë mbuluar nga donatorë apo subjekte, si edhe nga burimet e NjVV. Rrjedhimisht është e realizueshme, por do jetë edhe më e suksesshme nëse zbatohet masa 34. |
| | | **Masa 36:** Identifikim zonash me potencial turistik & projektet aktuale për përmirësim infrastrukture | E moderuar | I lartë | Mesatare | Mesatar | Ka shumë përfitim dhe lidhet me masat 24 dhe 25, nuk ka kosto vetëm nëse ia bashkëngjitet projekteve aktuale *(në të kundërt duhen mbuluar kostot për përmirësimin e infrastrukturës)*, si dhe kërkon koordinim në realizim me institucionet/aktorët e projekteve. |
| | 12. Rigjenerimi i Pyjeve | **Masa 37:** Plan kombëtar mbjelljesh në zonat e dëmtuara, me teknika të reja & mirëmbajtje | E lartë | Mesatar | E vështirë | I moderuar | Vetëm mbjelljet me programin e planifikim kombëtar dhe jo sporadik, mund të sjellin përfitim në zonat e dëmtuara të fondit pyjor. Kostot janë të larta si për mbjelljen (por mund të minimizohen ashtu si në programin 2020 dhe duhet përfshirë të gjitha burimet në dispozicion), por edhe për shkak të mirëmbajtjes që nevojitet për disa vite, duke konsideruar edhe rrezikun e dështimit në mungesë të këtyre kostove. Ka vështirësi planifikimi, organizimi dhe koordinimi kombëtar me të gjitha NjVV dhe të gjithë aktorëve të tjerë, dhe është shumë i vështirë kontrolli dhe mirëmbajtja për një periudhë 3-5 vjet deri në rritjen e duhur të mbjelljeve. |
| | | **Masa 38:** Pyllëzim me specie të reja në zonat e zhveshura/tokat e pafrytshme, ekzekutim detyrimesh nga heqjet e fondit pyjor | E moderuar | I lartë | E vështirë | Mesatar | Përfitimi i ardhshëm është maksimal nëpërmjet këtij pyllëzimi, ndërkohë që ekzekutimi i detyrimeve të subjekteve është aktual dhe drejtpërdrejt i mundshëm të realizohet. Kosto nuk ka nëse pyllëzimi realizohet nga sipërmarrjet dhe komunitetet, me mbështetje edhe të OJF, por duhet konsideruar procesi dhe kostot e mirëmbajtjes në kohë. |
| | | **Masa 39:** Promovim/incentiva : Agropyjltarisë & me pemë frutore, me fidanishte bashkiake & MBZHR | E moderuar | I moderuar | Mesatare | I moderuar | Procesi dhe përfitimet lidhen me masën 35, ndërsa ndërthurja me trendin dhe projektet aktuale e bën fizibël në ekzekutim dhe me interes për t'u aplikuar. Duhen konsideruar kosto e incentivave në këtë drejtim. |
| | | **Masa 40:** Promovim i gjelbërimit specifik & angazhim i subjekteve lokale | E moderuar | I moderuar | Mesatare | I moderuar | Përfitim është jo vetëm në drejtim të gjelbërimit, por edhe për frenimin e rreziqeve natyrore të evidentuara tashmë në Shqipëri. Për të minimizuar kostot, duhet koordinuar angazhimi i sipërmarrjeve private në afërsi të zonave, ndaj dhe procesi i realizimit mund të kërkojë planifikimin e duhur. |

## 3.4. ZBATIMI I POLITIKAVE

### 3.4.1. STRUKTURAT PËRGJEGJËSE

Një nga kushtet për realizimin e politikave dhe masave, është përcaktimi i qartë i roleve dhe përgjegjësive të strukturave për secilën prej masave. Duke konsideruar që do të ketë disa ndryshime strukturore dhe riorganizim funksionesh të caktuara, më poshtë paraqitet një model dhe një vlerësim paraprak i Matricës së Përgjegjësive (RACI), që duhet të rishikohet pas ndryshimeve institucionale. Ndërkohë që në të ardhmen, duhet të rishikohet në mënyrë periodike.

| Nr. | REALIZIMI I POLITIKAVE TË PYJEVE | AKTORËT PËRGJEGJËS | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Donatori | KM & Kuvendi | Ministritë *MFE, MM, MB MBZHR, MD* | MTM *Ministri Strukturat* | AKP | AKZM AdZM | NjVV *Strukturat & fshatrat* | Fakulteti Ekspertët | Komuniteti Përdoruesit |
| **1.1** | **ADMINISTRIMI I SEKTORIT** | | | | | | | | | |
| **1.1.1** | **Politika Nr. 1 "Pyjet, Pasuri Kombëtare & me Kontribut në Zhvillim"** | | | | | | | | | |
| 1.1.1.1 | **Masa 1**: Statusi "Pasuri Kombëtare", fushatë edukimi dhe ndërgjegjësimi | I | A | C | R | C | C | C | I | I |
| 1.1.1.2 | **Masa 2**: Plan Zhvillimi i Integruar (model tip plan mbarështimi) | I | A | I | R | C | C | C | I | I |
| 1.1.1.3 | **Masa 3**: Hartimi i Planeve të Mbarështimit/Zhvillimit | I | I | I | R | C | R | R | C | I |
| **1.1.2** | **Politika Nr. 2 "Mbi rregullimin e të drejtave & detyrimeve"** | | | | | | | | | |
| 1.1.2.1 | **Masa 4**: Ligj i ri kuadër & aktet nënligjore | I | A | C | R | C | C | C | I | I |
| 1.1.2.2 | **Masa 5**: Rregjistrim fillestar Fondi Pyjor Bashkiak & ZM | I | I | A | A | C | R | R | | |
| 1.1.2.3 | **Masa 6**: Të drejta përdorimi vetjak për komunitetet | I | I | I | R | C | I | R | | I |
| **1.1.3** | **Politika Nr. 3 "Mbi Qëndrueshmërinë Financiare të sektorit të pyjeve"** | | | | | | | | | |
| 1.1.3.1 | **Masa 7**: Rritje financimi sipas kontributit të pyjeve në buxhet & arkëtimi nga formalizimi | | A | C | R | C | C | R | | C |
| 1.1.3.2 | **Masa 8**: Ngritja e fondit të pyllëzimit nga pagesat e dëmtuesve & të ardhura të tjera | | A | C | A | R | R | R | | C |
| 1.1.3.3 | **Masa 9**: Tërheqja e fondeve të donatorëve (*instrument rajonal ballkanik*) | I | I | C | A | R | C | C | I | |
| **1.2** | **ORGANIZIMI FUNKSIONAL** | | | | | | | | | |
| **1.2.1** | **Politika Nr. 4 "Sistemi Organizativ"** | | | | | | | | | |
| 1.2.1.1 | **Masa 10**: Ngritja e KKP dhe AKP | I | A | C | R | R | I | I | C | |
| 1.2.1.2 | **Masa 11:** Kalimi i funksionit të inspektimit tek NjVV/AKZM | | A | I | R | C | R | R | | I |
| 1.2.1.3 | **Masa 12**: Dhënia rol "fshatit" në qeverisjen e pyjeve | I | A | | R | C | I | R | | I |
| **1.2.2** | **Politika Nr. 5 "Sistemi i Dijes & Kapacitetet e duhura"** | | | | | | | | | |
| 1.2.2.1 | **Masa 13**: Kërkimi i aplikuar dhe novator & shtrirje ballkanike | I | I | C | A | R | I | I | R | |
| 1.2.2.2 | **Masa 14**: Ngritje kapacitetesh të studentëve & administratës publike | C | I | I | A | R | C | C | R | |
| 1.2.2.3 | **Masa 15**: Motivim financiar (*paga, shpërblime*) & ripozicionimi i rolit të inxhinierit pyjor | | A | C | R | C | C | C | | |
| 1.2.2.4 | **Masa 16**: Shërbim këshillimor efikas për përdoruesit | I | I | I | A | R | R | R | C | C |
| **1.2.3** | **Politika Nr. 6 "Infrastrukturë dhe Teknologji"** | | | | | | | | | |
| 1.2.3.1 | **Masa 17**: Ngritja e sistemit të integruar dhe funksional të informacionit (ALFIS) | I | I | I | A | R | C | C | I | I |
| 1.2.3.2 | **Masa 18**: Inventarizimi Kombëtar i Pyjeve & garantim përditësimi në vazhdim | I | I | C | A | R | C | C | I | I |
| 1.2.3.3 | **Masa 19**: Monitorimi i pyjeve me teknologji bashkëkohore & opsion kontraktimi nga privatët | C | I | C | A | R | C | C | I | I |

| Nr. | REALIZIMI I POLITIKAVE TË PYJEVE | AKTORËT PËRGJEGJËS | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Donatori | KM & Kuvendi | Ministritë *MFE, MM, MB MBZHR, MD* | MTM *Ministri Strukturat* | AKP | AKZM *AdZM* | NjVV *Strukturat & fshatrat* | Fakulteti Ekspertët | Komuniteti Përdoruesit |
| **1.3** | **QËNDRUESHMËRIA E SHFRYTËZIMIT** | | | | | | | | | |
| **1.3.1** | **Politika Nr. 7 "Përdorimi për Energji dhe Industri"** | | | | | | | | | |
| 1.3.1.1 | **Masa 20**: Mospërdorim i druve të zjarrit nga institucionet (*mbështetur nga shteti*) & nga bizneset | | A | C | R | R | I | C | | I |
| 1.3.1.2 | **Masa 21:** Ulje TVSH importi të lëndës drusore & heqje barrierash importi të nënprodukteve | | A | R | R | C | | | | |
| 1.3.1.3 | **Masa 22**: Mundësi nxjerrje biomase për pelet nga rrallimet pyjore | | | | A | C | C | R | | I |
| 1.3.1.4 | **Masa 23**: Rritje vellimi te shfrytezimit me disa opsione & evitimi i paligjshmerise ne prerje | | I | I | A | C | C | R | C | I |
| **1.3.2** | **Politika Nr. 8 "Përdorimi për Turizëm dhe Argëtim"** | | | | | | | | | |
| 1.3.2.1 | **Masa 24**: Rritje aktiviteti argëtues/turistik, promovim i florës/faunës & koordinim me projektet aktuale | I | I | C | A | R | R | C | C | I |
| 1.3.2.2 | **Masa 25**: Ndërthurja e shtyllës së turizmit në MTM me Pyjet/ZM | | | C | A | R | R | C | | |
| 1.3.2.3 | **Masa 26**: Përditësim & unifikim i praktikave të kontratave për qira/përdorim | | | I | R | A | C | R | | I |
| **1.3.3** | **Politika Nr. 9 "Përdorimi për Prodhimet e Dyta pyjore"** | | | | | | | | | |
| 1.3.3.1 | **Masa 27**: Optimizimi i shfrytëzim/përpunimit të qëndrueshëm të prodhimeve të dyta (*të ardhurat, roli i fshatit, incentiva, këshillim*) | I | I | C | A | R | C | R | I | C |
| 1.3.3.2 | **Masa 28**: Përditësim & unifikim i praktikave të ankandeve/kontratave për prodhimet e dyta | | | C | A | R | C | R | | I |
| 1.3.3.3 | **Masa 29**: Praktika efikase për mbledhjen & formalizimin, detyrimi për rehabilim ose penalizim | | | I | A | R | C | R | I | C |
| 1.3.3.4 | **Masa 30**: Certifikatat e origjinës për prodhimet e dyta & dokumentim/raportim (*sasi & lloj*) | | A | C | A | R | C | R | | C |
| **1.4** | **SHËRBIMET CILËSORE** | | | | | | | | | |
| **1.4.1** | **Politika Nr. 10 "Mbrojtja e Pyjeve"** | | | | | | | | | |
| 1.4.1.1 | **Masa 31**: Forcim masat parandaluese, sistem vrojtimi/sinjalizimi / komunikimi në bashki, me komunitetin & subjektet në zonë | | | C | A | R | R | R | | C |
| 1.4.1.2 | **Masa 32**: Forcim kapacitetesh mbrojtjeje nga zjarri në bashki/ZM, roli i emergjencave civile | | I | R | A | R | R | R | | C |
| 1.4.1.3 | **Masa 33**: Forcim i masave penalizuese ndaj paligjshmërisë (*zjarrvënie, prerje/ transport/shitje e paligjshme lëndë drusore*) | | A | | A | C | C | R | | I |
| **1.4.2** | **Politika Nr. 11 "Mirërritja e Pyjeve"** | | | | | | | | | |
| 1.4.2.1 | **Masa 34**: Angazhim i profesionistëve nga MTM/ AKP (*në koordinim me Bashkitë/ZM*) për listën e varieteteve optimale | I | | | A | R | C | C | R | |
| 1.4.2.2 | **Masa 35**: Koordinim me fidanishtet e bashkive/ subjekteve për llojet e reja & Programin e Mbjelljeve | C | | | A | R | C | C | I | C |
| 1.4.2.3 | **Masa 36**: Identifikim zonash me potencial turistik & projektet aktuale për përmirësim infrastrukture | C | | C | A | R | C | C | | |
| **1.4.3** | **Politika Nr. 12 "Rigjenerimi i Pyjeve"** | | | | | | | | | |
| 1.4.3.1 | **Masa 37**: Plan kombëtar mbjelljesh në zonat e dëmtuara, me teknika të reja & mirëmbajtje | I | I | I | A | R | R | R | C | C |
| 1.4.3.2 | **Masa 38**: Pyllëzim me specie të reja në zonat e zhveshura/tokat e pafrytshme, ekzekutim detyrimesh nga heqjet e fondit pyjor | I | I | R | A | R | R | R | | I |
| 1.4.3.3 | **Masa 39:** Promovim/incentiva i Agropylltarisë & me pemë frutore, me fidanishte bashkiake & MBZHR | I | I | R | A | R | I | R | | C |
| 1.4.3.4 | **Masa 40**: Promovim i gjelbërimit specifik & angazhim i subjekteve lokale | I | I | C | A | R | I | R | | C |

| *Legend:* | |
|---|---|
| R | *Responsible – Who is completing the task.* |
| A | *Accountable – Who is making decisions and taking actions on the task(s).* |
| C | *Consulted – Who will be communicated with regarding decisions and tasks.* |
| I | *Informed – Who will be updated on decisions and actions during the project.* |

### 3.4.2. PËRHAPJA

Për të garantuar përhapjen e duhur, kuptueshmërinë e politikave dhe të masave, dhe përthithjen e tyre nga të gjithë aktorët e përfshirë në sektor, duhet të hartohet një Plan mbi shpërndarjen efikase të këtij dokumenti politikash, duke aplikuar disa metoda të ndryshme dhe duke mundësuar akses të barabartë nga pikëpamja gjinore:

- Nëpërmjet printimit, publikimit, shpërndarjes në institucionet përgjegjëse;
- Duke publikuar një version të përmbledhur në Web të Dokumentit të Politikave;
- Nëpërmjet përgatitjes së materialeve promocionale, postera, fletë palosje, që afishohen dhe gjenden në zyrat qendore dhe rajonale të strukturave që mbulojnë pyjet;
- Workshope me strukturat përgjegjëse për shpjegimin e funksioneve të reja të strukturave, rolit dhe përgjegjësive të tyre;
- Workshope me strukturat bashkiake të grupuar sipas 4 rajoneve kryesore.

Tabela e mëposhtëme paraqet një miniplan ku sekuencohen dhe shtrihen në kohë aktivitetet kryesore të planifikuara për përhapjen e nevojshme të politikave të pyjeve dhe masave për jetësimin e tyre.

| WBS | Task Name | Duration | Start | Finish | Predecessors |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | PËRHAPJA E POLITIKAVE TË PYJEVE | 74 days | Thu 1/3/19 | Tue 4/16/19 | |
| 1.1 | Publikimi, printimi dhe shpemdarja zyrtare ne institucionet përgjegjëse të Dokumentit të Politikave | 10 days | Thu 1/3/19 | Wed 1/16/19 | |
| 1.2 | Versioni i përmbledhur i Dokumentit të Politikave dhe publikimi në Web | 5 days | Wed 1/9/19 | Tue 1/15/19 | 2SS+4 days |
| 1.3 | Përgatitja e materialeve promocionale (postera, fletë palosje), afishimi dhe shpemdarja në zyrat qendore dhe rajonale të strukturave që mbulojnë pyjet | 22 days | Wed 1/16/19 | Thu 2/14/19 | 3 |
| 1.4 | Workshops me strukturat përgjegjëse për shpjegimin e funksioneve të reja, rolit dhe përgjegjësive të tyre | 30 days | Fri 2/15/19 | Thu 3/28/19 | 4 |
| 1.5 | Workshops me strukturat bashkiake të grupuar sipas 4 rajoneve kryesore | 40 days | Wed 2/20/19 | Tue 4/16/19 | 5SS+3 days |




### 3.4.3. MONITORIMI

Struktura përgjegjëse për monitorimin e zbatueshmërisë së politikave, është Drejtoria e Përgjithshme e Politikave dhe Strategjive në aparatin e Ministrisë së Turizmit dhe Mjedisit.

Kjo Drejtori duhet të kërkojë nga çdo strukturë përgjegjëse për realizimin e çdo mase, hartimin e planeve të veprimit për zbërthimin e tyre dhe më pas paraqitjen e raporteve periodike prej tyre çdo 3 muaj mbi përmbushjen e aktiviteteve përkatëse dhe përqindjen e realizimit të çdo mase. Mbështetur në këto plane dhe raportime, Drejtoria e Përgjithshme e Politikave dhe Strategjive në MTM nxjerr progresin e realizimit të çdo politike për pyjet si dhe të programit të masave në përgjithësi.

Tabela në vijim paraqet një model raportimi të përmbledhur që sugjerohet të përdoret edhe në rastin e monitorimit dhe raportimit të progresit nga struktura përkatëse, duke evidentuar në një formular krahasimin ndërmjet planit dhe realizimit faktik në kohë.

| NR. | PUNA | Plan Total | Realizimi Total | Varianca Totale | Plani Javor 23/04/2018 | Realizimi Javor 23/04/2018 | Varianca Javore |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | **PYJET QE DUAM** | 67.92% | 69.44% | 1.51% | 3.65% | 6.83% | 3.18% |
| 1.1 | **SYNIMI 1: Mirëadministrimi i Pyjeve** | 100.00% | 99.13% | -0.88% | 0.00% | 2.13% | 2.13% |
| 1.1.1 | **Politika 1:** Pyjet, Pasuri Kombëtare & me Kontribut në Zhvillim | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 2.33% | 0.00% | -2.33% |
| 1.1.1.1 | Masa 1 | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 3.00% | 0.00% | -3.00% |
| 1.1.1.2 | Masa 2 | 100.00% | 100.00% | -10.00% | 2.00% | 0.00% | -2.00% |
| 1.1.1.3 | Masa 3 | 100.00% | 100.00% | -1.00% | 2.00% | 0.00% | -2.00% |
| 1.1.2 | **Politika 2:** Rregullimi i të drejtave dhe detyrimeve | 100.00% | 95.00% | -5.00% | 7.00% | 5.00% | -2.00% |
| 1.1.3 | **Politika 3:** Qëndrueshmëri Financiare të sektorit të pyjeve | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 0.00% | 5.00% | 5.00% |
| 1.2 | **SYNIMI 2: Rregullimi i të drejtave dhe detyrimeve** | 64.67% | 66.43% | 1.76% | 4.01% | 7.30% | 3.29% |
| 1.2.1 | **Politika 4:** Sistemi Organizativ | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 5.00% | 0.00% | -5.00% |
| 1.2.2 | **Politika 5:** Sistemi i Dijes & Kapacitetet e duhura | 100.00% | 95.00% | -5.00% | 3.00% | 5.00% | 2.00% |
| 1.2.3 | **Politika 6:** Infrastrukturë dhe Teknologji | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 0.00% | 5.00% | 5.00% |
| 1.3 | **SYNIMI 3: Politikat për Manaxhim, Përdorim & Shfrytëzim të Qëndrueshëm të Pyjeve** | 64.67% | 66.43% | 1.76% | 4.01% | 7.30% | 3.29% |
| 1.3.1 | **Politika 7:** Përdorimi për Energji dhe Industri | 100.00% | 100.00% | -4.00% | 0.00% | 0.00% | 0.00% |
| 1.3.2 | **Politika 8:** Përdorimi për Turizëm dhe Argëtim | 100.00% | 95.00% | -5.00% | 2.00% | 5.00% | 3.00% |
| 1.3.3 | **Politika 9:** Përdorimi për Prodhimet e Dyta pyjore | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 6.00% | 5.00% | -1.00% |
| 1.4 | **SYNIMI 4: Politikat për Kujdesin & Shërbime Cilësore ndaj Pyjeve** | 64.67% | 66.43% | 1.76% | 4.01% | 7.30% | 3.29% |
| 1.4.1 | **Politika 10:** Mbrojtja e Pyjeve | 100.00% | 100.00% | -7.00% | 1.00% | 0.00% | -1.00% |
| 1.4.2 | **Politika 11:** Mirërritja e Pyjeve | 100.00% | 95.00% | -5.00% | 5.00% | 5.00% | 0.00% |
| 1.4.3 | **Politika 12:** Rigjenerimi i Pyjeve | 100.00% | 100.00% | 0.00% | 3.00% | 5.00% | 2.00% |




### *3.4.4. NDRYSHIMI*

Struktura përgjegjëse në Ministrinë e Turizmit dhe Mjedisit (Drejtoria e Përgjithshme e Politikave dhe Strategjive të Zhvillimit), së bashku me AKP, duhet të vlerësojë ndikimin që ka realizimi i masave përkatëse në performancën e sektorit, duke e analizuar atë përkundrejt pritshmërive të politikës. Në mënyrë periodike, nëse vërehet që masat e marra nuk janë duke dhënë efektin e pritur, atëherë duhet ndërhyrë për modifikimin dhe përmirësimin e masave përkatëse.

Gjithashtu duhet të vlerësohet nevoja për ndryshime në prioritetet e vendosura apo sekuencimin e realizimit të masave, kjo e lidhur edhe me progresin faktik të realizimit në kohë, duke ndërhyrë për rishikimin e tyre (afrimin apo shtyrjen në kohë të aktiviteteve për zbatimin e masave përkatëse), në varësi të situatës.

Çdo vit duhet të ketë raportim vjetor vlerësimi mbi ecurinë dhe ndikimin e masave për jetësimin e politikave.Çdo tre vjet duhet të bëhet një rishikim i detyruar i analizës dhe dokumentit të politikave nga ana e strukturës përkatëse në MTM, ndërsa në vitin e 9-të duhet të rifillojë puna për hartimin e dokumentit të ri të politikave me shtrirje 10 apo më shumë vjeçare.

Nëse do t'i projektonim këto aktivitete sipas shtrirjes në kohë, referuar kohës së miratimit të politikave të pyjeve dhe kohështrirjes për 10 vjet, rezulton se piketat e aktiviteteve kryesore që

lidhen me ecurinë dhe rishikimin e dokumentit të politikave, planifikohen në vitet 2021, 2024, 2027, siç pasqyrohen në miniplanin në tabelën e mëposhtëme:

| Nr. | Piketa (Milestones) | 2021 | | | 2024 | | | 2027 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | 2019 | 2020 | 2021 | 2022 | 2023 | 2024 | 2025 | 2026 | 2027 |
| 0 | **M.0: Çdo vit, raportim vlerësimi mbi ecurinë dhe ndikimin e masave për jetësimin e politikave.** | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ | ◆ |
| 1 | **M.1: Rishikim pas përfundimit të Inventarit dhe Rregjistrimit (bazuar mbi informacion të saktë mbi sipërfaqen, volumin, rritjen, etj.)** | | | ◆ | | | | | | |
| 2 | **M.2: Rishikim i realizueshmërisë, fizibilitetit të masave, prioritizimit dhe ndryshimet në masa të mundshme** | | | | | | ◆ | | | |
| 3 | **M.3: Fillon rishikimi total për Politikat e Pyjeve 2030-2040** | | | | | | | | | ◆ |